Titulli i librit në origjinal:

**مناسك الحجّ و العمرة في الكتاب و السّنّة**

**و آثار السّلف وسرد ما ألحق الناس بها من البدع.**

Titulli i librit në gjuhën shqipe:

**Dispozitat e haxhit dhe të umres sipas Kur'anit, Sunnetit dhe gjurmëve të të parëve tanë, dhe përmendja e gjërave të shpikura, të cilat i kanë shtuar njerëzit.**

Autor:

**Muhamed Nasirudin Albani (Allahu e mëshiroftë)**

Përktheu:

**E. U. Q.**

Krahasoi me gjuhën arabe dhe redaktoi:

**Xheladin LEKA**

Redaktor letrar:

**Mr. Arjan Koçi**

Botues:

Essebil

# Parathënia e autorit

بِسْمِ اللهِ الرَّحْمنِ الرَّحِيمِ

إِنَّ الْحمدَ لِلهِ نَحْمَدُهُ وَنَسْتَعِينُهُ وَنَسْتَغْفِرُهُ, وَنَعُوذُ بِاللهِ مِنْ شُرُورِ أَنْفُسِنَا وَ مِنْ سَيِّئَاتِ أَعْمَالِنَا, مَنْ يَهْدِهِ اللهُ فَلاَ مُضِلَّ لَهُ, وَ مَنْ يُضْلِل فَلاَ هَادِيَ لَهُ, وَأَشهَدُ أَنْ لاَ اِلَهَ اِلاَّ الله وَحْدَهُ لاَ شَرِيكَ لَهُ, وَأَشْهَدُ أَنَّ محمدا عَبْدُهُ وَرَسُولُه.

*Vërtet vetëm Allahut i përket hamdi. Atë e falënderojmë dhe vetëm prej Tij falje dhe ndihmë kërkojmë. Kërkojmë mbrojtje nga Allahu prej të këqijave të vetes sonë dhe të veprave tona. Kë e udhëzon Allahu, s'ka kush e devijon dhe kë e humb, s'ka kush e përudh. Dëshmoj se s'ka të adhuruar me të drejtë përveç Allahut, që është një dhe nuk ka rival, dhe dëshmoj se Muhamedi është rob dhe i Dërguar i Tij.*

Dëshira për të thjeshtësuar dituritë e përgjithshme fetare më shtyu të përmbledh pikat kryesore të dispozitave të haxhit nga libri im *"Haxhetun-Nebijj sal-lAllahu alejhi ve*

*sel-lem kema revaha anhu Xhabir radijAllahu anhu"*[1]. Ky version është i përafërt me formën e fletushkës sime: *"Telhis Sifatu Salat en-Nebijj-ji sal-lAllahu alejhi ve sel-lem"*, me përjashtim të disa gjërave të rëndësishme që kam shtuar në këtë libër, të cilat nuk gjenden në librin *"Haxhetu en-Nebijj"* dhe as në shtojcën e tij.

Si në të gjithë librat e mi, edhe në këtë i jam përkushtuar nxjerrjes së transmetimeve shtesë dhe dobive të tjera, duke përmendur rangun dhe burimin e hadithit, mirëpo në formë të shkurtuar duke aluduar në shumicën e rasteve për librat e mi të tjerë, disa nga të cilët janë botuar e disa ende jo. Për sa u përket transmetimeve që gjenden në librin *"Haxhxhetun-Nebijj"*, nuk jam lodhur t'i nxjerr pasi libri është përhapur mes lexuesve të nderuar dhe kush dëshiron ta vërtetojë këtë, e ka të lehtë të ndalet e të konsultohet me librin në fjalë.

[1] Titulli i librit në shqip është *"Haxhi i Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, ashtu siç e ka transmetuar nga ai Xhabiri radijAllahu anhu"*. Ky libër është esenca, ngase ky libër që është para jush *"Dispozitat e haxhit..."* është vetëm shkurtesë e librit të lartpërmendur, por shejhu këtë shkurtesë e ka përgatitur për botim para se ta përgatiste librin bazë, ndaj edhe ka shpejtuar për botimin e saj në mënyrë që muslimanët të përfitojnë sa më parë që të jetë e mundur (shënim i redaktorit fetar).

Kur bëj shenjë referimi me fjalën *esenca*, kam për qëllim librin e lartpërmendur *(Haxhxhetun-Nebijj)*. Për të plotësuar më shumë dobinë, kam sjellë në formë të shkurtuar shtojcën speciale, e cila ka të bëjë me risitë që bëhen gjatë haxhit dhe gjatë vizitës së xhamive të shenjta dhe vendeve të tjera.

Këtë libër e kam titulluar *"Dispozitat e haxhit dhe të umres sipas Kur'anit, Sunnetit dhe gjurmëve të selefit"*.

E lus Allahun e Lartmadhëruar që t'i bëjë veprat e mia të gjitha të mira e të sinqerta për hir të Fytyrës së Tij dhe për askënd tjetër.

*Damask, 21 Shaban 1395 h.*
*Muhamed Nasirudin el Albani*

محمّد ناصر الدّين الألباني

# Disa këshilla para haxhit

Këto janë disa këshilla dhe dobi për vëllezërit tanë që dëshirojnë të bëjnë haxhin.

*E para:* Ai që është përgatitur të shkojë në haxh, patjetër që duhet t'ia ketë frikën Zotit dhe të ketë kujdes të mos bjerë në vepra të ndaluara. Allahu subhanehu ve teala thotë: *"Haxhi është në muajt e ditur, e kush bën (ia fillon të zbatojë) haxhin në këta muaj, nuk duhet t'i afrohet gruas, nuk bën të marrë nëpër këmbë dispozitat e sheriatit, as nuk duhet të shkaktojë grindje në haxh."* (Kur'an, El Bekare: 197)

Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush e kryen haxhin, nuk bën marrëdhënie intime (me gruan) dhe nuk flet fjalë të ndyra, ai kthehet në shtëpi i pastër nga mëkatet sikurse atë ditë që e ka lindur nëna e tij."*

Nëse vepron kështu, haxhi i tij është i pranuar, ndërkohë që Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Haxhi i pranuar nuk ka shpërblim tjetër përveç xhennetit."*[2]

---

[2] E kanë transmetuar Buhariu dhe Muslimi, po ashtu edhe të tjerët nga hadithi i Ebu Hurejrës radijAllahu anhu. Hadithi është dhënë po ashtu në *"Silsiletu el Ehadith es-Sahihah"* (nr. 1200) dhe *"Irvaul Galil"* (nr. 769).

Duke parë sa e rëndësishme është, e ndjeva për obligim t'ua tërheq vërejtjen muslimanëve, posaçërisht atyre që nuk kanë njohuri të mjaftueshme në fe apo atyre të cilët janë të devijuar, në mënyrë që të kenë kujdes ndaj gjërave në vijim:

1. *Shirku, bërja rival Allahut subhanehu ve teala:* Kemi parë se shumë haxhilerë veprojnë vepra që i shpien në shirk, si: kërkimi i ndihmës nga dikush tjetër pos Allahut subhanehu ve teala, kërkimi i të mirave prej të vdekurve nga mesi i Pejgamberëve dhe njerëzve të mirë, lutja dhe betimi me emrat e tyre në shenjë madhërimi ndaj tyre, por me këto gjëra ata prishin haxhin e tyre. Allahu subhanehu ve teala thotë: *"Nëse i bën shok (Allahut), veprat e tua do të asgjësohen dhe ti do të jesh prej të humburve."* (Kur'an, Ez Zumer: 65)
2. Disa prej haxhilerëve zbukurohen duke rruar mjekrat, por kjo pa dyshim është mëkat, vepër që kundërshton katër parime të sheriatit, të cilat janë përmendur në librin *"Haxhxhetu en-Nebijj"*.
3. Mbajtja e unazave prej ari nga meshkujt, që pa dyshim është vepër e ndaluar, posaçërisht të ashtuquajturat unaza të fejesës ose martesës, që janë përngjasim me të krishterët.

*E dyta:* Të gjithë ata që dëshirojnë të kryejnë haxhin por që nuk kanë kurban[3], duhet të bëjnë haxhin temettu'ë (së pari duhet të bëjnë umren, pastaj në ditën e tetë të Dhul Hixhxhes fillojnë kryerjen e haxhit) për shkak të urdhrit të fundit të Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, për shkak se ai sal-lAllahu alejhi ve sel-lem është hidhëruar me ata që kanë hezituar ta praktikojnë urdhrin e tij për ta shndërruar haxhin e tyre në umre (të bëjnë njëherë umren dhe më pas haxhin) dhe për shkak se ka thënë: *"Është futur umreja në haxh deri në Ditën e Kiametit"*.

Kur disa sahabë e pyetën nëse ky rregull ishte vetëm për atë vit apo përgjithmonë, Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem bashkoi gishtërinjtë e dy duarve dhe tha:

*"Është futur umreja në haxh deri në Ditën e Kiametit, përgjithmonë, përgjithmonë."*[4]

---

[3] Kështu veprojnë shumica e haxhilerëve në ditët e sotme. Është e jashtëzakonshme të shohësh dikë që ka marrë me vete kurbanin ashtu siç ka vepruar Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem. Kush e merr kurbanin me vete nuk bën asgjë të keqe, mirëpo ata që nuk e marrin me vete kurbanin dhe bëjnë haxhin kiran ose ifrad, në fakt kanë kundërshtuar veprën dhe urdhrin e të Dërguarit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, edhe nëse një gjë e tillë nuk u pëlqen, siç ka thënë Ibën Abbasi radijAllahu anhu. Rasti është transmetuar nga Muslimi (4/58) dhe Ahmedi (1/287 dhe 342).

[4] Shih *"Sahih Ebi Davud"* (1568, 1571).

Në këtë kontekst, Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem urdhëroi zonjën Fatime dhe gratë e tij, Allahu qoftë i kënaqur me to, që të lirohen nga ihrami pasi mbaruan umren e haxhit. Për këtë Ibën Abbasi ka thënë: “Kushdo që bën tavaf në Qabe (pastaj kryen Safan dhe Mervan), lirohet nga ihrami (ndalesat e tij). Ky është Sunneti i të Dërguarit tuaj edhe nëse dikush prej jush nuk e pëlqen këtë.”[5]

Kush nuk ka sjellë me vete kurbanin duhet të bëjë tel-bijen për umre në tre muajt e haxhit. Kush e ka bërë tel-bijen për haxhin ifrad apo kiran, pastaj i ka ardhur urdhri i Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem që ta ndajë umren prej haxhit, edhe nëse arrin në Mekë, ka bërë tavafin, Sa-fan dhe Mervan, duhet të lirohet nga ihrami i umres. Në ditën e tervijes, në ditën e tetë të Dhul Hixhxhes, duhet të veshë ihramin dhe të thotë telbijen për haxh. Allahu su-bhanehu ve teala në Kur’an thotë:

5 Ibën Abbasi bazohet në thënien e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, i cili thotë: *“Vërtet Allahu e ka futur umren në haxhin tuaj (kryerja e haxhit me umre). Kush bën tavaf në Qabe, pastaj kryen Safan dhe Mervan, gjendja e ihramit të tij ka mbaruar, përveç atij që ka sjellë me vete kurba-nin”*. Sahih Ebi Davud (1573, 1580).

*"O ju që besuat, përgjigjuni Allahut dhe të Dërguarit kur ju ftojnë për atë që ju jep jetë..." (Kur'an, El Enfal: 24)*[6]

*E treta:* Ki kujdes që të mos mungosh, por të qëndrosh në Mine në natën e Arafatit, natën para agimit të ditës së Arafatit, sepse ky qëndrim është obligim-vaxhib. Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem ka vepruar kështu dhe ka urdhëruar për këtë duke thënë: *"Merrini dispozitat e haxhit prej meje"*.

Gjithashtu duhet të qëndrosh tërë natën në Muzdelife, derisa të falësh namazin e sabahut, por nëse të ikën qëndrimi në këtë natë, atëherë kujdes të mos ikë namazi i sabahut sepse namazi i sabahut në Muzdelife është vaxhib, madje është kusht prej kushteve të haxhit, sipas mendimit më të saktë të dijetarëve të spikatur, me përjashtim të grave dhe njerëzve të dobët, të cilët janë të liruar nga qëndrimi tërë natën. Këta lejohet të largohen nga Muzdelifeja pas mesnatës, siç do të shpjegohet më vonë.

---

6 Rregullat në lidhje me haxhin temettu'ë nuk e kundërshtojnë transmetimin e Umerit radijAllahu anhu dhe të të tjerëve, që aludon se haxhi ifrad është haxhi më i vlefshëm, siç e kam sqaruar në "Haxhetu en-Nebijj". Pastaj kam parë në shkrimet e Shejhul Islam-Ibën Tejmijes që e shpjegon këtë duke thënë se Umeri radijAllahu anhu ka pëlqyer të bëjë umren në udhëtim të veçantë dhe haxhin po ashtu në udhëtim tjetër. Kthehu tek libri *"Mexhmu'ë el-Fetava"* vëllimi 26, ngase është me rëndësi.

*E katërta:* Kujdes, mundësisht të mos kalosh para personit që është duke u falur në Mesxhidul Haram (Qabe), aq më shumë në xhamitë e tjera[7], bazuar në fjalën e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem:

*"Sikur ta dinte personi mëkatin e të kaluarit para një personi që është duke u falur, do të preferonte të priste 40 (ditë, muaj ose vjet) sesa t'i dilte përpara atij".*

Ky tekst është i përgjithshëm dhe aplikohet për çdo person që është duke u falur apo kalon para tjetrit e nuk është vërtetuar ndonjë hadith që bën përjashtimin e kaluesit në Qabe.

Kujdesu të vendosësh sutren[8] edhe nëse je duke u falur në Mesxhidul Haram apo në ndonjë xhami tjetër sepse hadithet e transmetuara në lidhje me këtë janë të përgjithshme dhe gjithashtu ka edhe transmetime të posaçme nga sahabët radijAllahu anhum. Të gjitha janë përmendur në *"Haxhetu en-Nebijj"*.

---

7 Kjo është një traditë shumë e keqe që është shfaqur edhe në xhamitë tona, ku njerëzit nuk kanë kujdes fare dhe kalojnë para personit që është duke u falur. (sh p).

8 Sutreja është pengesë. Ky rregull tek ne nuk respektohet fare. Shumica e atyre që falen nuk e respektojnë këtë obligim, por duhet të kenë kujdes ta vendosin pengesën gjatë faljes sepse është obligim ashtu siç u cek më lart, (sh.p.).

*E pesta:* Njerëzit e dijes duhet t'ua mësojnë dispozitat e haxhit haxhilerëve kudo që i takojnë ata. Duhet t'ua mësojnë rregullat e tij në pajtueshmëri me atë që është thënë në Kur'anin Fisnik dhe në Sunnet. Sido që të jetë, ata nuk duhet të preokupohen me këto gjëra dhe të lënë thirrjen në njëshmërinë e Allahut (tevhid), e cila është baza e Islamit, për të cilën janë dërguar Pejgamberët dhe kanë zbritur librat. Te shumica e atyre që kemi takuar, madje disa prej tyre pretendojnë se janë të ditur, kemi vërejtur se ende nuk e dinë saktësisht konceptin e njëshmërisë së Allahut subhanehu ve teala dhe cilësive të Tij, ashtu siç janë të pakujdesshëm plotësisht ndaj domosdoshmërisë së kthimit të muslimanëve dhe unifikimit të tyre me Kur'anin dhe Sunnetin e të Dërguarit të tyre, pavarësisht qëndrimeve të ndryshme dhe shumë partishmërisë së tyre. Ata duhet të jenë në gjendje t'i unifikojnë fjalët dhe radhët e tyre në besim, dispozita, gjykim, shitblerje, moral, politikë, ekonomi dhe në shumë çështje dhe sfera të jetës.

Ata duhet ta dinë apo t'ia rikujtojnë vetes se çfarëdolloj thirrjeje për reforma e pabazuar në rrugën e drejtë (në Kur'an dhe në Sunnet) nuk do t'i shpjerë muslimanët asgjëkund përpos në përçarje, dobësim, mposhtje dhe nënçmim. Aktualiteti është dëshmitari më i madh për këtë, Allahu na ndihmoftë!

Nuk ka problem të polemizohet gjatë haxhit me të tjerët për gjëra të mira kur është e nevojshme, sepse biseda e ndaluar në haxh është biseda e kotë, e cila nuk është e ndaluar vetëm gjatë haxhit por gjithnjë, ashtu sikurse edhe mëkati. Kjo polemikë është ndryshe nga ajo që ka urdhëruar Allahu subhanehu ve teala kur thotë: *"Ti (Muhamed) thirr për në rrugën e Zotit tënd me urtësi e këshillë të mirë dhe polemizo me ata (kundërshtarët) me atë mënyrë që është më e mira." (En Nahl: 125)*

Megjithatë është obligim për thirrësin që nëse vëren se nuk ka kurrfarë dobie prej polemikës për shkak të fanatizmit për medhhebin apo mendimin e tij, duhet të largohet nga kjo bisedë sepse nëse e vazhdon, ka mundësi të ndodhë diçka që nuk lejohet, ndaj më mirë është që ta braktisë polemikën për shkak të thënies së Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem:

*"Ia garantoj një shtëpi në mes të xhennetit atij që e braktis polemikën edhe nëse është në të drejtë."*[9]

[9] Hadithi është hasen, është i nxjerrë plotësisht në *"Sahih el Xhami'ë es-Sagir"* (vëll. 2, nr. 1477), botuar nga El Mekteb el Islami.

## S'ka vështirësi, s'ka vështirësi

Është obligim për thirrësin në fe që të përdorë lehtësim për njerëzit, posaçërisht për haxhilerët, ngase lehtësimi është bazë prej bazave të Islamit, siç dihet, me kusht që të mos kundërshtojë tekstin (Kur'anin dhe Sunnetin). Kur ka ardhur teksti (në Kur'an dhe Sunnet), nuk lejohet lehtësimi sipas mendjes. Kjo është mesatarja e drejtë që çdo thirrës obligohet ta pasojë dhe nuk duhet të merren në konsideratë fjalët e njerëzve, kundërshtimet apo thëniet e tyre, pa marrë parasysh a thonë njerëzit është e vështirë apo e lehtë.

Ka edhe disa vepra të lejuara që haxhilerët hezitojnë t'i veprojnë për shkak të disa fetvave të përhapura nga disa persona, të cilat kundërshtojnë bazën që cekëm më lart, por unë kam bindjen se njerëzit duhet të jenë në dijeni për këtë. Prej tyre janë:

1. Larja jo vetëm pas ejakulimit në ëndrra por kurdo që dëshiron, bile edhe flokët mund t'i lajë. Është vërtetuar në dy sahihët dhe librat e tjerë se Pejgamberi sal-l Allahu alejhi ve sel-lem e ka vepruar një gjë

të tillë. Hadithi është transmetuar nga Ebu Ejubi radijAllahu anhu.[10]

2. Kruajtja e kokës, edhe nëse bien disa flokë. Kjo vepër është transmetuar gjithashtu në hadithin e mësipërm të Ebu Ejubit. Ky është gjithashtu mendimi i Shejhul Islam-Ibën Tejmijjes, Allahu e mëshiroftë.
3. Hixhamja[11], edhe nëse kjo vepër të detyron ta rruash atë pjesë të kokës ku bëhet hixhamja, për shkak se Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem e ka bërë hixhamen kur ka qenë në ihram në mesin e kokës së tij. Kjo vepër domosdoshmërisht kërkon rruajtjen e flokëve (por nuk prish punë aspak). Ky është mendimi i Ibën Tejmijjes dhe i hanbelive, por hanbelitë obligojnë fidje[12] ndonëse nuk kanë argument për këtë, bile ata janë të kundërshtuar nga Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, i cili e ka bërë hixhamen dhe nuk ka paguar fidje. E sikur ai të kishte paguar fidje, atëherë do ta kishte përmendur transmetuesi i hadithit, ndaj

---

[10] Është i nxjerrë plotësisht në *"Haxhxhetu en-Nebijj"*, fq. 28. E kam nxjerrë po ashtu në *"Irva el Galil"* (nr. 1019) dhe në *"Sahih Ebi Davud"* (nr. 1613).

[11] Hixhamja është nxjerrja e gjakut të keq nga trupi apo koka sipas Traditës së Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem. Është shërim i disa sëmundjeve (sh.p.).

[12] Kompensim për mungesë zbatimi të ndonjë vepre fetare.

përmendja e hixhames dhe mospërmendja e fidjes nga sahabi është argument se Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem nuk ka paguar fidje, duke vërtetuar fjalën e Ibën Tejmijjes, Allahu e mëshiroftë.

4. Marrja erë e parfumeve dhe këputja e thonjve të thyer. Për këtë çështje ka argumente dhe janë të përmendura në *"Haxhetu en-Nebijj"*.
5. Kërkimi i hijes nën tendë, nën ndonjë rrobë apo të ngjashme me to. Është transmetuar se Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem e ka bërë një gjë të tillë. E njëjtë është edhe kërkimi i hijes nën çadra apo në makina. Obligimi i kompensimit për këtë gjë është vështirësi e pabazuar, madje logjika e shëndoshë nuk bën dallim ndërmjet strehimit nën tendë, e cila është vërtetuar në Sunnet, dhe strehimit në ndonjë mjet transporti. Kjo çështje është cekur në një nga transmetimet e Imam Ahmedit, siç gjendet në librin *"Menar es-Sebil"* (1/236). Ata që largojnë pjesën e epërme të veturave të tyre kur janë në ihram kanë bërë teprim në fe, por Allahu i Madhëruar nuk e lejon teprimin.
6. Vendosja apo lidhja e rripit rreth izarit (veshjes së poshtme) dhe vënia e unazës (jo prej ari), siç është përmendur në disa prej transmetimeve, sikurse vënia e orës së dorës, syzeve dhe kuletës në qafë për ruajtjen

e parave. Këto çështje janë të lejuara dhe bëjnë pjesë në parimin “lehtësimi është bazë prej bazave të Islamit”. Madje disa prej tyre janë të bazuara në hadithe e ethere të shumta, kurse Allahu në Kur’an thotë: *“Allahu me këtë dëshiron lehtësim, e nuk dëshiron vështirësi për ju…” (El Bekare: 185).* Falënderimi i takon Allahut, Zotit të botëve.

## Para ihramit

1. Për atë që ka vendosur të bëjë haxhin apo umren ndaras është e pëlqyer të lajë tërë trupin para se të veshë ihramin. Kjo vlen edhe për femrat, qofshin edhe me haid (menstruacione) ose nifas (lehoni).
2. Meshkujt mund të veshin çfarëdo veshjeje (si ihram) e cila nuk është e ndarë sipas pjesëve të trupit; kjo sipas fukahave (juristëve) quhet si “jo e qepur”. Meshkujt mund të veshin izarin (pjesën e poshtme të mbështjelljes së trupit) dhe ridanë (pjesën e epërme), të ngjashme me to dhe sandale, mirëpo sandalet nuk duhet të mbulojnë zogun e këmbës.
3. Meshkujt nuk lejohet të vënë kapela apo të ngjashme me të, d.m.th. ndonjë rrobë e cila mbulon kokën drejtpërdrejt. Kjo është e ndaluar vetëm për meshkujt.

Gratë duhet t'i përmbahen veshjes së tyre legjitime të sheriatit, mirëpo nikabi[13], burka, lithami apo shamia nuk duhet të jenë të shtrënguara në fytyrë. Po ashtu gratë nuk duhet të veshin doreza[14]. Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Muhrimit (atij që ka hyrë në dispozitat e haxhit apo umres) nuk i lejohet të veshë këmishë, çallmë, burnus (këmishë e cila mbulon edhe kokën) e as sirvale (lloj pizhameje e poshtme në formë pantallonash), veshje të lyera nga shafrani apo hafini, po ashtu as çorape përveç nëse nuk gjen sandale, atëherë le të veshë çorape."*[15]

---

[13] Mbulesë që mbulon hundën dhe ka disa forma. Nëse këtë pjesë të rrobës gruaja e lëshon në sytë e saj, ajo quhet vasvasah ose burka, por nëse e lëshon edhe më poshtë quhet nikab. E nëse është deri në hundë, atëherë kjo quhet ligam (apo litham sh.p.). Quhet nikab ngase pengon dukjen dhe ngjyrën e fytyrës. Marrë shkurtimisht nga libri (*Lisan el-Arab*, vëll.2/f. 265-266).

[14] Shejhul Islam Ibën Tejmije ka thënë në *"Mensekun"* e tij, fq. 365: "Dorezat janë pjesë e mbulesës së duarve, sikurse pjesa e copës që vendosin në duar ata që mbajnë shqiponjën". Kjo është një pjesë të cilën e përdorin ata që merren me gjueti.

[15] Shejhul Islam Ibën Tejmije ka thënë në *"Mensekun"* e tij: "Haxhiu që nuk mund të gjejë asgjë tjetër pos çorapeve, nuk është i obliguar t'i presë ato nën zog sepse Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem së pari ka urdhëruar haxhilerët t'i presin çorapet, pastaj ua ka lehtësuar atyre që nuk kanë pasur sandale në Arafat që të mbathin çorape dhe po ashtu atyre që nuk kanë mundur të gjejnë izar (pjesa e poshtme e rrobës) të veshin sirvale. Ky është mendimi i vërtetë i dijetarëve".

Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem ka thënë po ashtu:

*"Gratë që janë në ihram nuk duhet të veshin nikab dhe doreza."*[16]

Sido që të jetë, gruaja mund ta mbulojë fytyrën e saj me ndonjë rrobë, himar apo me xhilbabin e mbulesës së saj. Sipas mendimit të saktë, edhe nëse e prek fytyrën nuk prish punë, mirëpo nuk duhet të jetë e shtrënguar, siç ka thënë Ibën Tejmijje, Allahu e mëshiroftë.

4. Mund ta veshë ihramin para se të mbërrijë në mikat, bile edhe në shtëpi, ashtu siç ka vepruar Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem dhe sahabët e tij radijAllahu anhum. Ky është një lehtësim për ata që udhëtojnë për në Mekë me aeroplan dhe që nuk mund ta veshin ihramin kur arrijnë në mikat. Kështu që atyre u lejohet veshja e ihramit para se të hipin në aeroplan, porse nuk u lejohet ta thonë nijetin e haxhit vetëm se pak para mikatit, në mënyrë që të mos u ikë mikati para se të bëjnë nijetin.
5. Muhrimi mund të parfumohet apo të lyhet me ndonjë erë të mirë, por pa ngjyrë, kurse për gratë parfumi duhet të jetë me ngjyrë por pa erë. E gjithë

16 Muttefekun alejhi, *"Sahih ebi Davud"* (1600).

kjo është para se të thuhet nijeti në mikat, kurse parfumimi pas kësaj është i ndaluar.

## Ihrami dhe nijeti

1. Kur haxhiu i afrohet mikatit, e ka obligim nijetin. Për të nuk konsiderohet nijet qëllimi i tij për të kryer haxhin, ngase qëllimi ka qenë në zemrën e tij qëkurse ka dalë nga shtëpia, mirëpo është e domosdoshme të thotë apo të veprojë diçka që të konsiderohet si muhrim. Pra, nëse e thotë telbijen duke pasur për qëllim nijetin e haxhit, nijeti i tij është i vlefshëm, me pajtimin e të gjithë dijetarëve.
2. Nuk duhet të shprehë asgjë me gojë para telbijes, si për shembull: "O Zot, dua ta bëj haxhin dhe umren, ma lehtëso dhe pranoje prej meje...". Fjalë të tilla nuk janë transmetuar nga Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem. Kjo është e ngjashme me të shprehurit e nijetit me gojë për abdest, namaz e agjërim dhe të gjitha këto janë prej gjërave të shpikura për të cilat Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem ka thënë:
   *"…çdo shpikje është risi dhe çdo risi është lajthitje, e çdo lajthitje shpie në zjarr..."*

## Mikatet[17]

Mikatet janë pesë: Dhul Hulejfeh, El-Xhuhfeh, Karnul Menazil, Jelemlem dhe Dhatu Irkë.

Këto mikate janë për njerëzit që jetojnë afër tyre dhe për ata që nuk janë prej aty, por që dëshirojnë të kryejnë haxhin dhe umren. Kush banon brenda këtyre mikateve e bën nijetin nga shtëpia e tij, bile edhe banorët e Mekës.

*Dhul Hulejfeh* është mikati i caktuar për njerëzit që jetojnë në Medinë. Ky stacion është një fshat 10 kilometra larg Medinës dhe është mikati më i largët prej Mekës. Ndërmjet tyre gjenden përafërsisht 10 merahil (rreth 450 km)[18], ndoshta më shumë apo më pak, varësisht prej ndryshimit të rrugës.

Prej këtij mikati për në Mekë ka disa rrugë, siç ka thënë Ibën Tejmijje. Ky fshat quhet lugina Akikë dhe xhamia aty quhet "Mesxhid esh-Shexhereh". Aty gjendet edhe pusi të cilin injorantët e quajnë Bi'ru Alij, Pusi i Aliut, duke menduar se Aliu radijAllahu anhu ka luftuar kundër xhinnëve, por është një trillim.

*El-Xhuhfeh* është një fshat tre merahil larg Mekës. Ky është mikati për banorët e Shamit (Jordanisë, Palestinës,

---

[17] Vendstacioni ku haxhilerët lahen dhe veshin ihramin (sh.p.).

[18] Një merhal është distancë prej 24 miljesh apo afërsisht 44.79 km (sh.p.).

Sirisë, Libanit) dhe Egjiptit dhe për banorët e Medinës, nëse udhëtojnë nga rruga tjetër. Ibën Tejmijje ka thënë se El-Xhuhfeh është mikati për ata që kanë vendosur ta kryejnë haxhin prej drejtimeve të Shamit, Egjiptit dhe vendeve të Magribit.

Në ditët e sotme ky mikat është i braktisur dhe për këtë arsye njerëzit e bëjnë nijetin në mikatin e quajtur "Rabig".

*Karn el-Menazil* quhet ndryshe edhe Karn eth-The'alib. Është udhëtim që zgjat një ditë ose një natë prej Mekës dhe është mikati i banorëve të Nexhdit.

*Jelemlem* është dy natë udhëtim larg Mekës ose 48 kilometra larg. Është mikati i banorëve të Jemenit.

*Dhatu Irkë* është një vend shkretëtirë në kufirin që ndan Nexhdin prej Tuhames dhe është 68 kilometra larg Mekës. Ky është mikati i banorëve të Irakut.

## Urdhri i Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem për kryerjen e haxhit et-temettu'ë

Nëse një person dëshiron të bëjë nijetin për haxh dhe e bën në formën e kiranit dhe ka sjellë me vete kurbanin, ai duhet të thotë:

لبيك اللهم بحجة وعمرة

*"Lebbejke Allahumme bi haxhxhetin ve umreh".*

*"Të përgjigjem, o Zoti im, pandërprerë për haxh dhe umre."*

Nëse nuk ka sjellë me vete kurbanin - që është më mirë-, në këtë rast duhet ta shqiptojë nijetin vetëm për umre dhe kjo është e domosdoshme. Ai duhet të thotë:

لبيك اللهم بعمرة

*"Lebbejke Allahumme bi umreh".*

*"Të përgjigjem, o Zoti im, pandërprerë për umre".*

Nëse e ka thënë telbijen vetëm për haxh ndaras, ai duhet ta anulojë nijetin e tij për haxh dhe të bëjë nijetin për kryerjen e umres, për shkak të urdhrit të Pejgamberit sal-l-Allahu alejhi ve sel-lem, i cili ka thënë:

*"Është futur umreja në haxh deri në Ditën e Kiametit", dhe bashkoi gishtërinjtë e tij".*

E po ashtu edhe thënia e tij:

*"O familja e Muhamedit, kushdo që dëshiron ta kryejë haxhin, duhet të fillojë me umre e pastaj me haxh."*[19]

Ky është haxhi et-temettu'ë apo haxhi me umre.

## Kushtëzimi

1. Nëse dikush dëshiron të bashkojë telbijen ndaj Zotit me kushtëzimin nga frika ndaj ndonjë rasti të jashtëzakonshëm, sikurse sëmundja apo frika, duhet

[19] Shih studimin e këtij hadithi në librin *"El Ehadith es- Sahihah"* (2469).

të thotë ashtu siç na ka mësuar Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem:
*"Allahumme mehil-li hajthu habesteni".*
*"O Zoti im, vendi i përfundimit të ihramit tim është në atë moment kur pengohem (më pamundësohet vazhdimi i haxhit)".*[20] Nëse vepron kështu dhe pastaj sprovohet me sëmundje apo diçka të ngjashme, mund ta përfundojë ihramin e tij për haxh apo umre dhe nuk duhet të paguajë ndonjë kompensim apo ta përsërisë haxhin e tij vitin tjetër, përveçse nëse haxhi i tij është haxhi islam, haxhi i parë. Atëherë ai patjetër duhet ta përsërisë haxhin në vitin pasues.

2. Nuk ka ndonjë namaz të posaçëm për ihramin, mirëpo nëse e arrin namazin (e obliguar) para veshjes së ihramit, së pari fal namazin e obliguar pastaj vesh ihramin dhe në këtë rast ka pasur shembull Pejgamberin sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, i cili e ka veshur ihramin pas namazit të drekës.

[20] Muttefekun alejhi, shih *"Sahih Ebi Davud"* (1557).

## Namazi në Luginën el Akikë

Kushdo që e vesh ihramin në Dhul Hulejfeh është mirë të falet në këtë vend; jo pse duhet të falet për shkak të ihramit, por për shkak se është vend i bekuar. Buhariu ka transmetuar nga Umeri radijAllahu anhu, i cili ka thënë: “E kam dëgjuar Pejgamberin sal-lAllahu alejhi ve sel-lem në Vadil Akikë duke thënë: “Më erdhi natën një i dërguar prej Zotit tim dhe më tha: *“Falu në këtë luginë të bekuar”*. Dhe më tha: *“Bëje umren dhe haxhin së bashku”*. Po ashtu transmetohet nga Ibën Umeri radijAllahu se Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem ka parë në ëndërr apo i është thënë Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem në ëndërr përderisa ishte duke fjetur në mu’arris[21] në Dhul Hulejfeh:

*“Ti je në luginën e bekuar.”*[22]

[21] Vjen nga et-teariis, d.m.th. ndalesa e udhëtarit në pjesën e fundit të natës, ndalesë për pushim ose fjetje (nihajeh).

[22] *“Sahih Ebi Davud”* (nr. 1579), libri im *“Muhtesar Sahih el Buhari”* (nr. 761, 762), Allahu e lehtësoftë botimin e tij. El-Hafidh Ibën Haxheri thotë në *“el-Fet-h”* (3/311): “Në hadith tregohet vlera e Luginës Akikë ashtu siç ka vlerë Medina dhe namazi në të...”

## Telbija dhe ngritja e zërit

1. Duhet të kthehet (me fytyrë) nga kibla duke qëndruar në këmbë[23] dhe njëkohësisht thotë telbijen për umre ose për haxh, siç është thënë më herët. Telbijen e thotë kështu:

   اللهم هذه حجة لا رياء فيها ولا سمعة

   *"Allahumme hadhihi haxh-xhetun la rijae fiha ve la sum'ah."*
   *"O Zoti im, po e bëj haxhin sinqerisht vetëm për Ty, nuk ka në të syefaqësi dhe as famë."*[24]

2. Telbijen duhet ta thotë të ngjashme me atë të Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem:

   لبيك اللهم لبيك لبيك لا شريك لك لبيك إن الحمد والنعمة لك والملك لا شريك لك

   *"Lebbejk Allahumme lebbejk, lebbejke la sherike leke lebbejk, Innel hamde ve ni'mete leke vel mulk, la sheriike lek."*
   *"Të përgjigjem pandërprerë, o Zot, të përgjigjem, të përgjigjem, Ti je i pashoq, të përgjigjem, vërtet lavdër-*

---

[23] Transmeton Buhariu pa zinxhir transmetimi dhe Bejhekiu me zinxhir të vërtetë.

[24] Transmeton Ed-Dija'u me zinxhir të vërtetë.

*imi, dhuntia dhe pushteti të takojnë vetëm Ty, Ti je i pashoq"*, dhe nuk ka shtuar diçka tjetër.

Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem ka thënë edhe këtë telbije:

لبيك إله الحق

*"Lebbejke Ilahel Hakk"*
*"Të përgjigjem pandërprerë o i adhuruar me të drejtë".*

3. Shqiptimi i telbijes (sipas mënyrës) së Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem është më i vlefshëm, mirëpo edhe nëse shtohet diçka në të është e lejuar për shkak se Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem ka aprovuar kur sahabët shtonin në telbijet e tij duke thënë:

لبيك ذا المعارج

*"Lebbejke dhel Mearixh"*
*"Të përgjigjem pandërprerë o Posedues i pozitave të larta".*

لبيك ذا الفواضل

*"Lebbejke dhel Fevadil"- ""*
*"Të përgjigjem pandërprerë o Posedues i të mirave".*

Ibën Umeri radijAllahu anhu ka shtuar në telbijen e tij:

لبيك وسعديك والخير بيديك والرغباء إليك والعمل

*"Lebbejke ve Seadejk, vel hajru bi jedejke verragbau ilejke vel amel".*[25]
*"Të përgjigjem dhe të kërkoj ndihmë pandërprerë, o Zot, e mira është në Duart e Tua, lutjet dhe veprat janë vetëm për Ty".*

4. Thënësi i telbijes është i urdhëruar ta ngrejë zërin e tij gjatë telbijes[26] për shkak se Pejgamberi alejhi selam ka thënë: *"Më erdhi Xhibrili dhe më urdhëroi t'i urdhëroj sahabët dhe ata që janë me mua që t'i ngrenë zërat e tyre në telbije."*[27]
   Dhe thënia e tij: *"Haxhi më i vlefshëm është duke e ngritur zërin dhe duke therur kurban."*[28]
   Për këtë arsye sahabët e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem e kanë ngritur zërin e tyre shumë lart

---

[25] Muttefekun alejhi (Buhariu dhe Muslimi), shih *"Sahih Ebi Davud"* (nr. 1590).

[26] Tek ne është shfaqur një risi tjetër që është në kundërshtim me Traditën e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem. Shumica e haxhilerëve e thonë telbijen bashkërisht dhe pa dyshim kjo është ndaluar, d.m.th. duhet të ngrihet zëri gjatë telbijes, por jo bashkërisht me një zë, por secili e thotë ndaras (sh.p.).

[27] E transmetojnë autorët e suneneve dhe të tjerët, shih *"Sahih Ebi Davud"* (nr. 1592).

[28] Hadith hasen, *"Sahih el Xhami'ë es-Sagir ve Zijadetuhu"* (1112), العج-ngritja e zërit me telbijeh, الثج-prerja/derdhja e gjakut të kurbanit.

gjatë haxhit të tyre. Ebu Hazim thotë: *"Sahabët e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem e kanë ngritur zërin e tyre duke bërtitur shumë pa arritur ne në er-Ravha' (vend afër Medinës)."*[29] Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Sikur po e shoh Musa-in sal-lAllahu alejhi ve sel-lem gjatë zbritjes prej eth-Thenijeh (vend në Mekë) duke e ngritur zërin e tij gjatë telbijes."*[30]

Gratë e ngrenë zërin sikurse burrat (gjatë telbijes) për shkak të përgjithësimit të të dy hadiheve që u cekën më lart, përderisa zëri i tyre nuk shkakton provokim dhe për shkak se Aishja radijAllaha anha e ka ngritur zërin e saj derisa e kanë dëgjuar burrat. Ebu Atijeh thotë: "E kam dëgjuar Aishen duke thënë: "Unë e di se si ka qenë telbija e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem", pastaj e dëgjova atë (Aishen) duke thënë telbijen:

لبيك اللهم لبيك

[29] Transmeton Seid ibën Mensur, siç është përmendur në *"El-Muhal-la"* (7, f. 94) me zinxhir të mirë, po ashtu transmetohet nga Ibën Ebi Shejbeh me zinxhir të vërtetë nga El-Mutalib ibën Abdullah, siç është përmendur në *"El-Fet-h"* (3.324), dhe është mursel.

[30] Transmetohet nga Muslimi, shih *"Es- Sahihah"* (2023).

*"Lebbejk Allahumme Lebbejk…"*[31]

El-Kasim ibën Muhammed thotë: "Një natë doli Muaviu radijAllahu (prej Mekës) dhe dëgjoi një zë duke thënë telbijen dhe tha: "Ç'është ky (zë)?" I thanë se Aishja, nëna e besimtarëve, kishte bërë umren nga Ten'imi. I është treguar ky rast Aishes dhe ajo tha: "Sikur të më kishte pyetur (Muaviu), do ta lajmëroja (për telbijen me zë)."[32]

5. Haxhiu duhet ta përsëritë shpesh telbijen ngase është "prej shenjave të haxhit"[33], siç ka thënë Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem: *"Kushdo që bën telbijen, (gjatë telbijes së tij) çdo gjë nga gurët dhe drunjtë në të djathtë dhe në të majtën e tij bëjnë telbije me*

[31] E ka transmetuar Buhariu (në *"Muhtesarin"* e tij, 769), Tajalisiu (1513) dhe Ahmedi (6/32, 100, 180, 243).

[32] Transmeton Ibën Ebi Shejbeh siç është përmendur në *"El Muhal-la"* (vëll. 7 f. 94-95) me zinxhir të vërtetë. Shejhul Islam Ibën Tejmije në *"Mensekun"* e tij thotë: "Gruaja e ngre zërin e saj (kur thotë telbijen) derisa ta dëgjojë shoqëruesja e saj. Është mirë të shpeshtohet (telbija) kur ndryshohet gjendja..."

[33] Kjo është një pjesë e hadithit të vërtetë të nxjerrë në *"Es-Sahihah"* (nr. 828), siç është: *"Më urdhëroi Xhibrili ta ngre zërin në tehlil sepse kjo është prej shenjave të haxhit"*.

*të deri në fundin e tokës nga kjo anë dhe nga kjo anë, d.m.th. nga ana e djathtë dhe ana e majtë”.*[34]

6. Posaçërisht haxhiu e ngre zërin kur ngjitet në vende të larta dhe kur zbret në vende të ulëta, siç është përmendur përafërsisht në hadithin e lartpërmendur, ku Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Sikur po e shoh Musain sal-lAllahu alejhi ve sel-lem gjatë zbritjes prej eth-Thenijeh (vend në Mekë) duke e ngritur zërin e tij gjatë telbijes”.*

   Po ashtu hadithi tjetër:

   *“Sikur po e shoh Musain sal-lAllahu alejhi ve sel-lem duke bërë telbije gjatë zbritjes në luginë”.*[35]

7. Ai mund ta shqiptojë tehlilin dhe telbijen së bashku sipas thënies së Ibën Mes’udit radijAllahu anhu: “Kam dalë me Pejgamberin sal-lAllahu alejhi ve sel-lem dhe nuk e ka ndalur telbijen derisa i ka gjuajtur

34 Transmetojnë Ibën Huzejmeh dhe Bejhekiu me zinxhir të vërtetë, siç është përmendur në *“Tahrixh et-Tergib ve et-Terhib”* (2 /118).

35 Transmeton Buhariu në *“Muhtesar el Buhari”* (60 kapitulli i tetë, kapitulli i Pejgamberëve). El Hafidh ka thënë: “Hadithi i lartpërmendur na tregon se thënia e telbijes në brendësi të luginave është sunnet i të Dërguarve alejhimu selam dhe se është mirë të thuhet kur ngrihesh në vende të larta dhe zbret në vende të ulëta”.

(gurët) në Xhemretul Akabeh, përveçse bashkonte telbijen dhe tehlilin".[36]

8. Kur mbërrin në haremin e Mekës dhe sheh shtëpitë e saj, haxhiu e ndal telbijen[37] në mënyrë që të jetë në gjendje të kryejë dispozitat e tjera.

## Larja në hyrje të Mekës

1. Kush ka mundësi të lahet para se të hyjë në Mekë, të veprojë ashtu dhe pastaj hyn në Mekë gjatë ditës, sipas shembullit të Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem.[38]
2. Muhrimi duhet të hyjë në Mekë nga pjesa e lartë, e cila në ditët e sotme quhet rruga Babu Mual-lat, sepse Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem ka hyrë nga kjo derë (Keda)[39], e cila është me pamje nga varrezat e banorëve të Mekës. Ai ka hyrë në Qabe nga

---

[36] Transmeton Ahmedi (1/417) me zinxhir të mirë, e ka vërtetuar Hakimi dhe Dhehebiu, siç është përmendur *"El Haxh el Kebir"*

[37] Transmeton Buhariu (shih librin tim *"Muhtesar Sahih el Buhari"*, 779), po ashtu Bejhekiu, shih *"El Mexhma'ë"* (3/225, 239).

[38] Transmeton Buhariu (shih *"Muhtesarin"* e tij, 779) dhe *"Sahih Ebi Davud"* (1230).

[39] Transmeton Buhariu (shih *"Muhtesarin"* e tij, 780) dhe *"Sahih Ebi Davud"* (1929).

dera Beni Shejbeh, e cila është rruga më e afërt për tek Haxherul Esvedi-Guri i Zi.

3. Mund të hyjë po ashtu nga cilado rrugë që dëshiron, siç ka thënë Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem: *"Të gjitha rrugët e Mekës shërbejnë për të hyrë në Mekë dhe për të prerë kurban"*. Në hadithin tjetër ka thënë: *"E gjithë Meka është rrugë, hyn në njërën anë dhe del në anën tjetër"*.[40]
4. Kur të hysh në xhami (Qabe), mos harro të hysh me këmbën e djathtë[41] dhe të thuash:

اللهم صل على محمد وسلم اللهم افتح لي أبواب رحمتك

*"Allahumme sal-li ala Muhammed ve sel-lim, Allahumme iftah li ebvabe rahmetike."*[42]

*"O Allahu im, bekoje dhe silli paqe Muhamedit! O Allahu im, m'i hap dyert e mëshirës Tënde"*, ose

أعوذ بالله العظيم وبوجهه الكريم وسلطانه القديم من الشيطان الرجيم

40 Transmeton El-Fakihu me zinxhir të mirë.

41 Për të ekziston një hadith hasen dhe është i nxjerrë në *"Es-Sahihah"* (2478).

42 Shih *"El Kelimu et-Taj-jib"* nga Shejhul Islam Ibën Tejmije me verifikimin tim (fq. 51-52).

*"Eudhu bil-lahil adhim, ve bi vexhhihil kerim, ve sultanihil kadim, minesh-shejtanirr rraxhim".*[43]
*"Kërkoj prej Allahut të Madhëruar, me Fytyrën e Tij të ndershme dhe fuqinë e Tij të përhershme të më mbrojë prej djallit të mallkuar".*

5. Kur e sheh Qaben, mund t'i ngrejë duart e tij nëse dëshiron, siç është vërtetuar nga Ibën Abbasi radijAllahu anhuma.[44]
6. Nuk është vërtetuar nga Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem ndonjë lutje e posaçme. Haxhiu lutet me çfarëdo që i vjen më lehtë, por është mirë nëse lutet me lutjen e Umerit radijAllahu anhu, e cila është:

اللهم أنت السلام ومنك السلام فحينا ربنا بالسلام

---

[43] Transmeton Ibën Ebi Shejbeh me zinxhir të vërtetë deri tek transmetuesi, transmetojnë edhe të tjerët nga Pejgamberi, mirëpo zinxhiri i tij është i dobët, siç është sqaruar në *"Ed-Daifeh"* (1054).

[44] Transmeton Bejhekiu (5/72) me sened të mirë nga Seid Ibën el-Musej-jebi, i cili thotë: "Kam dëgjuar një fjalë nga Umeri dhe nuk ka mbetur (gjallë) askush prej njerëzve që e kanë dëgjuar atë (fjalë) përpos meje. E kam dëgjuar (Umerin) duke thënë kur e ka parë Qaben: "…deri në fund". Po ashtu Bejhekiu e transmeton me zinxhir tjetër të mirë nga Seid ibën Musej-jebi, i cili thoshte të njëjtën gjë. Po ashtu transmeton nga ata të dy, Ibën Musej-jebi dhe Umeri radijAllahu anhu, Ibën Ebi Shejbeh (4/97).

*"Allahumme entes-selam ve minkes-selam fehaj-jina rabbena bis-selam."*
*"Allahu im, Ti je shpëtimi, prej Teje vjen shpëtimi, na bëj të jetojmë në shpëtim-paqe"*, ngase është vërtetuar nga Umeri radijAllahu anhu[45].

## Tavafi fillestar

1. Niset drejt Gurit të Zi, drejtohet nga ai dhe thotë: *"Allahu ekber"***.** Është vërtetuar se të thënët Bismilah para Allahu ekber është transmetuar nga Ibën Umeri radijAllahu anhu, ndërsa kanë gabuar ata që kanë thënë se një gjë e tillë është vërtetuar nga Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem.
2. Pastaj e prek me dorë Gurin e Zi, e puth dhe përkulet pranë tij[46]. Kështu ka vepruar Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, Umeri dhe Ibën Abbasi[47].

[45] Thënia e disa të nderuarve, gjatë shpjegimit të dispozitave të haxhit dhe vizitës së vendeve të shenjta, se kjo lutje nuk është transmetuar nga Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem është gabim. Unë e kam vërtetuar këtë hadith në librin *"El Irva"* (1112). Allahu e lehtësoi botimin e tij dhe Atij i takon falënderimi dhe dhuntia.

[46] Nuk i përkulet Gurit të Zi, por zë vend pranë tij dhe i bën sexhde Allahut e jo Guri të Zi (sh.p.).

[47] E ka nxjerrë Shafiu, Ahmedi dhe të tjerët. Ky hadith është i fortë, siç është përmendur në *"El-Haxh el Kebir"*.

3. Nëse nuk mundet ta puthë Gurin e Zi (për shkak të turmës së njerëzve), ai mund ta prekë atë e pastaj puth dorën e vet[48].
4. Nëse nuk mund ta prekë me dorë, e përshëndet atë.
5. Kështu vepron në çdo tavaf.
6. Nuk bën të shtyhet tek Guri i Zi, siç ka thënë Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem: *"O Umer! Ti vërtet je njeri i fuqishëm, prandaj mos i mundo të dobëtit. Nëse dëshiron ta prekësh atë, atëherë kur të ketë vend të lirë preke, përndryshe drejtohu nga ai dhe thuaj tekbirin "Allahu ekber".*[49]
7. Të prekurit e Gurit të Zi është mirësi e madhe, siç ka thënë Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem: *"Allahu në Ditën e Gjykimit do ta riktheje (ringjallë) Gurin e Zi dhe do t'i japë dy sy që të shohë dhe gjuhë që të flasë për të dëshmuar se kush e ka prekur atë me të drejtë (për hir të Allahut)."* Po ashtu Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Prekja e Gurit të*

[48] Nuk lejohet të veprohet ashtu siç veprojnë disa haxhilerë, të cilët nuk e puthin gurin fare, por prej së largu drejtohen nga Guri i Zi dhe puthin dorën e tyre. Kjo gjë është e ndaluar. Nëse nuk arrin ta puthësh ose ta prekësh Gurin e Zi, atëherë vetëm drejtohesh nga ai dhe e përshëndet me dorë (sh.p.).

[49] Është vërtetuar nga Tirmidhiu, Ibën Huzejmeh, Ibën Hibbani, El Hakimi dhe Dhehebiu dhe është i nxjerrë plotësisht në *"Haxh el Kebir"*.

*Zi dhe e Këndit të Jemenit fshijnë të gjitha mëkatet"*[50]. Dhe: *"Guri i Zi është prej xhennetit dhe ka qenë më i bardhë se bora, por është nxirë për shkak të mëkateve të mushrikëve (idhujtarëve)."*[51]

8. Haxhiu fillon me tavafin rreth Qabes nga e majta e tij dhe i vjen rrotull shtatë herë; prej Gurit të Zi deri tek Guri i Zi sërish është një tavaf. Kur të sillet rreth Qabes duhet ta lëshojë poshtë ihramin (duke zbuluar pjesën e epërme të shpatullës së djathtë, por mbulon shpatullën e majtë, e kjo quhet id'tiba')[52]. Kjo duhet të veprohet në të shtatë tavafet, pastaj vrapon lehtas në tre tavafet e para, d.m.th. shpejton prej Gurit të Zi deri tek Guri i Zi përsëri, por ecën rëndom në tavafet e mbetura.
9. E prek me dorën e tij Këndin e Jemenit në çdo tavaf, por nuk e puth. E nëse nuk mundet ta prekë, atëherë nuk duhet ta përshëndesë me dorë.
10. Në mes tavafeve thotë:

ربنا آتنا في الدنيا حسنة وفي الآخرة حسنة وقنا عذاب النار

---

50 E ka bërë hasen Tirmidhiu dhe e ka bërë të vërtetë Ibën Huzejmeh, Hakimi dhe Dhehebiu.

51 E ka bërë të vërtetë Tirmidhiu dhe Ibën Huzejmeh.

52 El id'tibaë është të futet pjesa e djathtë e rrobës nën sqetull të krahut të djathtë, kurse pjesa e rrobës së majtë të mbahet mbi shpatullën e majtë. Kjo gjë është bidat të veprohet para ose pas tavafit.

*"Rabbena atina fid-dunja haseneten ve fil ahireti haseneten ve kina adhaben-nar."*[53]

*"O Zoti ynë, na jep të mira në këtë botë, të mira edhe në botën tjetër dhe na ruaj nga dënimi i zjarrit të xhehennemit."*

11. Nuk duhet t'i përshëndesë dy këndet e tjera ngase Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem nuk e ka bërë një gjë të tillë[54].

---

[53] Transmetuar nga Ebi Davudi dhe të tjerët. Shumë dijetarë e kanë konsideruar si hadith të vërtetë; *"Sahih Ebi Davud"* (1653).

[54] Shejhul Islam Ibën Tejmijje thotë: "Të prekurit e Gurit të Zi nënkupton fshirjen me dorë, kurse të gjitha vendet e tjera të Qabes dhe Mekami Ibrahim si dhe vendet e tjera në tokë, sikurse xhamitë dhe muret e tyre, varret e Pejgamberëve alejhimu selam dhe të njerëzve të mirë, dhoma e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, vendi ku është falur Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, varrezat e Pejgamberëve dhe njerëzve të mirë dhe kupola e Mesxhidul Aksasë, të gjitha këto nuk duhen të preken dhe as të puthen sipas unanimitetit të dijetarëve. Tavafi rreth tyre është prej bidateve më të mëdha të ndaluara dhe kush mendon se janë pjesë e fesë, ai duhet të pendohet. E nëse nuk pendohet, atëherë duhet të vritet".

Nga transmetimet më të mira që ka transmetuar Abdurr-Rrezaku (8945), Ahmedi dhe Bejhekiu nga Ja'la Ibën Umejjeh, i cili ka thënë: "Kam bërë tavaf me Umerin radijAllahu anhu (me një transmetim tjetër me Othmanin radijAllahu anhu) dhe kur u afruam tek këndi i derës së Qabes që të shpie tek Guri i Zi, ia kapa dorën që ai ta prekte atë dhe ai më tha: "Kurrë nuk ke bërë tavaf me të Dërguarin e Allahut?" I thashë se po, kam bërë. Pastaj (Umeri radijAllahu anhu) tha: "A e ke parë

## Ndalesa në zonën ndërmjet këndit dhe derës

1. Mund të ndalet në zonën ndërmjet këndit tek Guri i Zi dhe derës së Qabes duke u përqendruar në të, pastaj vendos gjoksin, fytyrën dhe krahët e tij në të[55].

---

atë (Pejgamberin sal-lAllahu alejhi ve sel-lem) duke e prekur atë?" I thashë që jo. Pastaj më tha (Umeri radijAllahu anhu): "Lëre këtë dhe ki kujdes sepse shembullin më të mirë ke të Dërguarin e Allahut sal-lAllahu alejhi ve sel-lem."

55 Është transmetuar përmes dy rrugëve se kështu ka vepruar Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem. Ky hadith nga këto dy rrugë arrin në rangun e hadithit hasen, por ky transmetim përforcohet edhe më shumë ngase këtë gjë e kanë vepruar shumë sahabë radijAllahu anhum, prej tyre edhe Ibën Abbasi radijAllahu anhu, i cili ka thënë: *"Vendi ku duhet ndalur dhe përqendruar është ndërmjet këndit dhe derës".* Kjo vërtetohet edhe prej Urvete ibën Zubejrit, i cili e ka vepruar këtë gjë. Të gjitha këto transmetime janë nxjerrë në *"El Ehadith es-Sahihah"* (2138).
Shejhul Islam Ibën Tejmijje në *"Menseken"* e tij (fq. 387) shprehet: "Haxhiu mund të ndalet një interval kohor mes Gurit të Zi dhe derës së Qabes duke mbështetur gjoksin, fytyrën dhe krahët e tij në të duke i kërkuar Allahut çfarëdo që dëshiron gjatë atij intervali. Këtë vepër mund ta bëjë para se të bëjë tavafin veda'ë-lamtumirës, ndërkohë që e tërë kjo nuk ka rëndësi a bëhet në tavafin veda'ë apo në tavafet e tjerë sepse sahabët radijAllahu anhum e kanë bërë këtë vepër kur kanë hyrë në Mekë. Nëse qëndron pranë derës dhe e lut Allahun pa iu përkushtuar Qabes, është e pëlqyeshme, mirëpo nëse e lë këtë mundësi, atëherë ai nuk ndalet fare që të shikojë apo të kthehet mbrapa.

2. Nuk ka ndonjë lutje të posaçme gjatë tavafit rreth Qabes, por mund të lexojë diçka nga Kur'ani ose ndonjë lutje, ngase Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Tavafi në Shtëpi (Qabe) është namaz, mirëpo Allahu e ka lejuar të folurit në të, por nëse dikush dëshiron të flasë, le të flasë vetëm (fjalë) të mira"*. Në një transmetim tjetër ka thënë: *"Andaj pakësoni të folurit në tavaf."*[56]
3. Nuk lejohet të bëhet tavaf rreth Qabes lakuriq apo me menstruacione ngase Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem ka thënë:
*"Nuk lejohet të bëhet tavaf në Qabe (duke qenë) lakuriq."*[57]

---

56 Transmetojnë Tirmidhiu dhe të tjerët, transmetimi tjetër është nga Taberaniu. Ky është hadith i vërtetë siç e kam vërtetuar në *"El Irva"* (21). Shejhul Islam Ibën Tejmijje thotë: "Nuk është përmendur diçka e posaçme nga Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem se i ka urdhëruar sahabët e tij, ka thënë diçka të tillë apo u ka mësuar diçka të tillë, mirëpo mund të lutet me çfarëdo që dëshiron nga lutjet e lejuara, kurse për atë që veprojnë sot shumë njerëz, duke u lutur me lutje të posaçme nën ullukun e Qabes, nuk ka bazë.

57 Muttefekun alejhi nga hadithi i Ebu Hurejrës radijAllahu anhu. Po ashtu transmetohet prej Tirmidhiut nga hadithi i Aliut dhe Ibën Abbasi radijAllahu anhuma dhe është i nxjerrë plotësisht në *"El Irva"* (1102).

Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem i ka thënë Aishes radijAllahu anha kur ajo erdhi për të kryer umren në haxhin e lamtumirës: *"Vepro ashtu siç vepron haxhiu, përveçse mos bëj tavaf rreth Qabes (dhe mos u fal) derisa të pastrohesh nga menstruacionet."*[58]

4. Kur e përfundon tavafin e shtatë, haxhiu duhet ta mbulojë krahun e djathtë dhe niset drejt Mekami Ibrahim dhe thotë:

   واتخذوا من مقام إبراهيم مصلى

   *"Vet-tehidhuu min mekami Ibrahime musal-la".*
   *"Bëjeni vendin e Ibrahimit si vend-faljeje!" (El Bekare, 125).*
5. Në mes tij dhe Qabes lë Mekami Ibrahimin dhe fal aty dy rekate.
6. Lexon në këto dy rekate suret *"Kul ja ejuhel kafirun"* dhe *"Kul hu vAllahu ehad".*
7. Obligohet që të mos kalojë para personit që është duke u falur aty dhe nuk duhet të lejojë dikë që të kalojë përpara tij kur ai është duke u falur, për shkak se hadithet janë gjithëpërfshirëse që e ndalojnë këtë

---

[58] Muttefekun alejhi nga hadithi i Aishes radijAllahu anha, po ashtu Buhariu nga hadithi i Xhabirit me shtesë në të. Është i nxjerrë në *"El Irva"* (191).

veprim dhe nuk vërtetohet përjashtimi në Qabe, bile edhe në tërë Mekën (nuk ka përjashtim)[59].

8. Pasi mbaron namazin, shkon tek Zemzemi, pi ujë prej tij dhe derdh mbi kokën e tij po ashtu. Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Uji i Zemzemit është për atë (qëllim) që pihet"*[60], (për çka e bën nijet), pastaj Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem ka thënë:
*"Ky (uji i Zemzemit) është i bekuar, ushqim për atë që dëshiron të ushqehet (dhe shërim për sëmundje)."*[61]
Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem gjithashtu ka thënë:
*"Uji më i mirë në fytyrë të tokës është uji Zemzem, është ushqim për atë që dëshiron të ushqehet dhe shërim prej sëmundjeve."*[62]

---

[59] Për më shumë sqarime kthehu në parathënien e librit dhe në *"Haxhetu en-Nebijj"*, fq. 21, 23, 135.

[60] Hadithi është i vërtetë siç kanë thënë shumë nga imamët. E kam nxjerrë dhe kam folur për rrugët e këtij hadithi në *"Irva el Galil"* (1123) dhe po ashtu edhe në *"Es-Sahihah"* (883).

[61] Hadithi është i vërtetë, e transmeton Tajalisiu dhe të tjerët, është i nxjerrë në *"Es-Sahihah"* nën hadithin 1056 dhe në librat e tjerë.

[62] E ka transmetuar Ed-Dijau në *"El Muhtareh"* dhe të tjerët. Është plotësisht i nxjerrë në *"Es-Sahihah"* (1056).

9. Pastaj kthehet tek Guri i Zi, thotë tekbirin (Allahu Ekber) dhe e prek atë në të njëjtën mënyrë siç u shpjegua më herët.

## Vrapimi në mes Safas dhe Mervas

1. Shkon në Safa dhe Merva e sapo mbërrin në Safa, haxhiu thotë:

إِنَّ الصَّفَا وَالْمَرْوَةَ مِن شَعَآئِرِ اللّهِ فَمَنْ حَجَّ الْبَيْتَ أَوِ اعْتَمَرَ فَلاَ جُنَاحَ عَلَيْهِ أَن يَطَّوَّفَ بِهِمَا وَمَن تَطَوَّعَ خَيْراً فَإِنَّ اللّهَ شَاكِرٌ عَلِيمٌ

*"Inne s-Safa vel Mervete min Sheairil-lah, femen haxh-xhe el bejte ev i'temere fe la xhunaha alejhi en jettavvefe bihima, ve men tettavea hajren fe innAllahe Shakirun Alim."*

*"Kodrinat Safa dhe Merva (në Mekë) janë pjesë e Simboleve të Allahut, prandaj ai që viziton Qaben për haxh ose për umre s'ka kurrfarë gjynahu nëse sillet mes tyre. Kush bën vepra të mira vullnetare, ta dijë se Allahu është njëmend Falënderues dhe i Gjithëdijshëm." (El Bekare: 158)*

Pastaj thotë:

نبدأ بما بدأ الله به

*"Nebde' bima bede Allah bihi*
*"Fillojmë me atë që ka filluar Allahu."*

2. Fillon prej Safas, pastaj ngjitet në të dhe qëndron aty derisa të shohë Qaben[63].
3. Kthehet nga Qabja, njëson Allahun dhe e madhëron Atë duke thënë tri herë:

الله أكبر الله أكبر الله أكبر لا إله إلا الله وحده لا شريك له له الملك وله الحمد يحيي ويميت وهو على كل شيء قدير لا إله إلا الله وحده لا شريك له أنجز وعده ونصر عبده وهزم الأحزاب وحده

*Allahu ekber, Allahu ekber, Allahu ekber, la ilahe il-lallah vahdehu la sherike leh, lehul mulku ve lehul hamdu, juhji ve jumit ve huve ala kul-li shej'in kadir. La ilahe il-lallah vahdehu la sherike leh, enxheze va'dehu ve nasare abdehu, ve hezemel ahzabe vahdeh*[64].

---

[63] Në ditët e sotme nuk është e lehtë ta shohësh Qaben prej Safas, përveç prej disa zonave të posaçme. Haxhiu mund ta shohë Qaben ndërmjet shtyllave që janë ndërtuar në katin e dytë. Kujt i lehtësohet ta shohë Qaben, ia ka qëlluar Sunnetit, por nëse nuk arrin ta shohë Qaben, mjafton që të mundohet dhe s'ka gjë të keqe.

[64] Autori i librit *"El Edhkar"* ka shtuar këtë: *"la ilahe il-lAllah ve la na'budu il-la ij-jah"*… deri në fund. Unë kurrë nuk e kam parë këtë shtesë në ndonjë transmetim të hadithit tek Muslimi apo të tjerët të cilët e kanë transmetuar. Ky është nga hadithi i gjatë i Xhabirit radijAllahu anhu, por nga verifikuesit e këtij libri kuptohet gabimisht ngase ai ka thënë "e ka nxjerrë Imam Muslimi…".

*"Allahu është më i madhi, Allahu është më i madhi, Allahu është më i madhi, nuk ka të adhuruar me të drejtë përveç Allahut, është i vetmi dhe nuk ka ortak, Atij i takon pushteti dhe Atij i takon falënderimi, Ai sjell jetën dhe vdekjen dhe Ai është i plotfuqishëm për çdo gjë. Nuk ka të adhuruar me të drejtë përveç Allahut, është i vetmi dhe nuk ka ortak, e realizoi premtimin e Tij, e ndihmoi robin e Tij dhe Vetë Ai i mundi të gjitha grupacionet."*

Pastaj lutet në mes tyre për çfarëdo që dëshiron[65].

4. Zbret për të ecur ndërmjet Safas dhe Mervas, siç thotë Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem: *"Bëjeni sa'jin sepse Allahu ua ka bërë obligim sa'jin".*[66]
5. Ecën derisa arrin tek shenja e gjelbër që gjendet në të djathtë dhe të majtë (ku gjenden dritat e gjelbra), fillon të ecë me ecje të shpejtë derisa të arrijë tek shenja tjetër e gjelbër. Në kohën e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem ky vend ishte luginë me gurë të vegjël. Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem

[65] Domethënë mes tehlileve e lut Allahun për çfarëdo që dëshiron për të mirë në këtë botë dhe botën tjetër, por më të mirat lutje janë ato që janë transmetuar nga Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem dhe selefët e mirë.

[66] Hadithi është i vërtetë, edhe pse disa kanë gabuar në gjykim ndaj tij, është i nxjerrë plotësisht në *"El Irva"* (1072).

ka thënë: *"Nuk kalohet lugina (zona ndërmjet dy shenjave) përveçse me ecje të shpejtë."*[67]

---

[67] Transmetohet nga Nesaiu dhe të tjerët, është i nxjerrë po ashtu edhe në *"Haxh el Kebir"*.
Dobi: Ibën Kuddameh el Makdisij thotë në *"El Mugnij"* (3/394) se tavafi dhe sa'ji i grave është vetëm ecje. Edhe Ibnul Mundhir thotë se dijetarët janë unanimë se nuk ka vrapim për gratë përreth Qabes, as në mes Safas dhe Mervas dhe nuk ka për ato zbulim të krahut të djathtë-el id'tiba, ngase në esencë në këto të dyja (zbulimi i krahut dhe vrapimi) shfaqet forca, kështu që këtu nuk ka për qëllim gratë ngase esenca për gratë është mbulimi, duke qenë se në vrapimin dhe në zbulimin e krahut tek gratë bëhet shfaqja e avretit. Në *"El Mexhmu'ë"* të Imam Neveviut (8/75) tregohet se për këtë çështje ka mospajtim tek shafitë dhe ka thënë: "Kjo çështje ka dy forma. E para dhe kjo është e vërteta dhe në të është pajtuar konsensusi i dijetarëve, se gruaja nuk vrapon në sa'j, mirëpo ecën qoftë ditën apo natën.
E dyta, nëse ajo e kryen sa'jin natën kur nuk ka njerëz, është mirë për të që të vrapojë në sa'j ashtu sikurse burri.
Them se ndoshta kjo e dyta është më e afërt sepse parimi i obligimit të vrapimit në sa'j ka qenë sa'ji (vrapimi) i Haxheres, nënës së Ismailit alejhi selam, duke bërtitur për fëmijën e saj të etur, ashtu siç ka ardhur në hadithin e Ibën Abbasit: "Ajo e ka parë se Safa është kodra më e afërt që ajo ka mundur të arrijë dhe është ngjitur në të, pastaj është drejtuar nga lugina për të shikuar nëse e sheh ndokënd dhe nuk pa askënd, pastaj ka zbritur nga Safa derisa ka arritur në luginë, mandej e ka ngritur një anë të mbulesës së saj, pastaj ka vrapuar me vrapimin e njeriut të lodhur, derisa e tejkaloi luginën pastaj erdhi në Merva u ngjit në të dhe shikoi nëse sheh ndokënd, por nuk pa askënd. Veproi kështu shtatë herë." Ibën Abbasi radijAllahu anhuma thotë: "Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Për këtë arsye është vrapimi i njerëzve në mes këtyre të dyjave (Safas dhe Mervas)"*. E ka transmetuar Buhariu në kapitullin *"Kapitulli i Pejgamberëve"*.

Ngjitet derisa të arrijë në Merva dhe qëndron aty, vepron ashtu siç ka vepruar në Safa, drejtohet nga kibla, njëson Allahun dhe e madhëron Atë, gjithashtu thotë edhe lutje të tjera[68]. Kjo llogaritet një xhiro.

6. Pastaj kthehet përsëri derisa ngjitet në Safa. Ecën aty ku duhet ecur dhe vrapon në vendin ku duhet të vrapojë. Kjo është xhiroja e dytë.
7. Kthehet përsëri tek Merva dhe kështu vepron derisa t'i plotësojë shtatë herë, kurse hera e fundit duhet të përfundojë në Merva.
8. Lejohet të kalohet mes tyre duke qenë hipur, mirëpo ecja ka qenë më e preferuar për Pejgamberin sallAllahu alejhi ve sel-lem[69].
9. Nëse lutet gjatë sa'jit duke thënë:

رب اغفر وارحم إنك أنت الأعز الأكرم

*"Rabbi gfir verham, inneke entel ea'zzul ekrem"*,

[68] Të shikuarit e Qabes është shumë e vështirë në ditët e sotme për shkak të ndërtimeve mes Mervas dhe Qabes. Sido që të jetë, haxhiu duhet të bëjë atë që është e mundur duke u drejtuar nga ajo, por duhet të ketë parasysh të mos mbetet i hutuar e të ngrejë shikimin dhe duart nga qielli siç bëjnë disa njerëz.

[69] Transmeton Ebu Nuajm në *"Mustehrexhin"* e tij ndaj *"Sahih el Muslim"*.

*"O Zot më fal dhe më mëshiro, vërtetë Ti je më Krenari dhe më Bujari",* nuk ka gjë të keqe, ngase kjo gjë është vërtetuar nga shumë prej të parëve tanë[70].

10. Kur e përfundon xhiron e shtatë në Merve, duhet të presë flokët e tij[71] dhe me këtë veprim përfundon umren. Pastaj lejohet të veprojë nga ajo që i është ndaluar më herët gjatë kohës kur ka qenë në ihram dhe mund të qëndrojë kështu (me lejim jashtë ihramit) deri në ditën e tervijes (8 Dhul Hixhxhe).
11. Kushdo që e ka veshur ihramin për të kryer vetëm haxhin dhe nuk ka sjellë me vete kurban, ai duhet ta përfundojë ihramin e tij. Ky rregull është sipas urdhrit të Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem dhe ruajtje nga hidhërimi i tij, kurse ata që kanë sjellë kurbanin me vete duhet të qëndrojnë në ihram dhe nuk e përfundojnë atë (ihramin) vetëm pasi t'i kenë hedhur gurët në ditën e Nahrit.

70 Transmeton Ibën Ebi Shejbeh (4/68 dhe 69) nga Ibën Mes'udi dhe Ibën Umeri radijAllahu anhuma me dy zinxhirë të vërtetë, gjithashtu nga El Musejjeb ibën Rafi' el Kahilij dhe Urvete ibën ez-Zubejri. Transmeton Tebaraniu nga Pejgamberi alejhi selam me zinxhir të dobët siç është përmendur në *"El Mexhma'"* (3/248).

71 Ose i rruan flokët nëse është koha e mjaftueshme ndërmjet haxhit dhe umres për t'iu rritur përsëri, *"El Fet-h"* (3/444).

## Veshja e ihramit për haxh në ditën e tervijes

1. Në ditën e tervijes, që është dita e tetë e Dhul Hixhxhes, hyn në ihram dhe thotë telbijen për haxh dhe vepron njësoj siç ka vepruar në kohën kur ka hyrë në ihram për umre në mikat, siç janë: larja e trupit, vënia e parfumit, veshja e ihrameve dhe thënia e telbijes, të cilën nuk duhet ta ndalë deri pas gjuajtjes së gurëve në Xhemretu el Akabeh.
2. Hyn në ihram në vendin në të cilin është duke banuar, kurse njerëzit që jetojnë në Mekë hyjnë në ihram në Mekë.
3. Më pas niset për në Mine dhe (kur arrin atje) fal namazin e drekës dhe kalon natën aty derisa të falë pesë namaze të shkurtuara por jo të bashkuara, (në vend që të falë katër rekate për drekë, ikindi dhe jaci, i fal nga dy rekate, kurse akshamin dhe sabahun nuk i shkurton fare).

## Nisja drejt Arafatit

1. Pasi të lindë dielli në ditën e Arafatit, haxhiu niset për në Arafat duke thënë telbijen ose tekbiret. Kështu kanë vepruar sahabët në haxhin e tyre me Pejgamberin sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, ku kanë thënë

telbije dhe tekbire, ndërsa Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem nuk e ka urryer një gjë të tillë[72].

2. Pastaj zbret në Nemireh[73], vend i cili është afër Arafatit por nuk konsiderohet pjesë e tij, ku qëndron derisa dielli të arrijë para zenitit.
3. Kur të arrijë dielli në zenit, shkon në Ureneh[74] dhe qëndron aty. Ky vend gjendet në hyrje para Arafatit, aty ku imami atë ditë mban ligjëratën që i përshtatet vendit (dhe kohës).
4. Pastaj fal namazin e drekës dhe të ikindisë të shkurtuara dhe të bashkuara në kohën e drekës.
5. Thirret një ezan dhe dy ikamete.

---

[72] Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi.

[73] Qëndrimi në Nemireh dhe qëndrimi tjetër pas tij (Ureneh) është gjë e vështirë të arrihet në ditët e sotme për shkak të turmës së njerëzve aty. Nëse haxhiu kalon nga ato vende dhe ecën drejt Arafatit pa u ndalur, nuk ka ndonjë të keqe. Shejhul Islam Ibën Tejmijje thotë në *"El Fetava"* (26/168): "Qëndrimi i Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem në Mine në ditët e tervijes dhe kalimi i natës aty, po ashtu edhe qëndrimi në Ureneh deri në zenit (ky është vend në mes Muzdelifes dhe Arafatit), ecja drejt Arafatit, hutbja dhe falja e dy namazeve (drekës dhe ikindisë) gjatë rrugës në luginën Ureneh, për të gjitha këto vepra janë pajtuar të gjithë fukahatë. Shumë prej autorëve nuk i kanë përmendur këto dhe shumë njerëz nuk i dinë për shkak të përhapjes së zakoneve të shpikura".

[74] Transmetojnë dy dijetarët (Buhariu dhe Muslimi).

6. Nuk fal ndërmjet tyre asgjë tjetër.[75]
7. Kushdo që nuk ka arritur ta falë namazin me imamin duhet ta falë vetë ose bashkë me ata të cilët nuk kanë mundur ta falin namazin me imam[76].

## Qëndrimi në Arafat

1. Pastaj niset për në Arafat dhe nëse ka mundësi qëndron tek gurët në fund të kodrës Er-Rrahmeh, por nëse nuk mundet, atëherë kudo që ka mundësi, ngase i gjithë Arafati është vendqëndrim.
2. Qëndron në këmbë i drejtuar nga kibla, ngre duart, lutet dhe shqipton telbijen.
3. I shton tehlilet, e cila është lutja më e mirë në ditën e Arafatit, siç ka thënë Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem:

---

[75] Them se nuk është transmetuar se Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sellem ka falur ndonjë namaz nafile para namazit të drekës apo pas namazit të ikindisë, po ashtu nuk është vërtetuar se ka falur diçka tjetër prej namazeve përveç sunnetit të sabahut dhe vitrit.

[76] Transmeton Buhariu nga Ibën Umeri me zinxhir të shkëputur, shih *"Muhtesar el Buhari"* (3, 25, 89).

أفضل ما قلت أنا والنبيون عشية عرفة: لا إله إلا الله وحده لا شريك له له الملك وله الحمد وهو على كل شيء قدير

"Fjala më e mirë që kam thënë unë dhe Pejgamberët në ditën e Arafatit është: *"La ilahe il-lallah vahdehu la sherike leh, lehul mulku ve lehul hamdu,ve huve ala kul-li shej'in kadir"*.[77]

*"Nuk ka të adhuruar me të drejtë përveç Allahut, është i vetmi dhe nuk ka ortak, Atij i takon pushteti dhe Atij i takon falënderimi dhe Ai është i plotfuqishëm për çdo gjë"*.

4. Lejohet të shtojë ndonjëherë në telbijen e tij edhe këtë:

إنما الخير خير الآخرة

*"In-nemel hajru, hajrul Ahireh."*

*"Vërtet e mira është e mira e ahiretit"*.[78]

5. Është sunnet që në ditën e Arafatit të mos agjërohet.
6. Haxhiu nuk ndalet por vazhdon me telbije dhe duke e lutur Allahun për çfarëdo që dëshiron, duke

[77] Hadithi është sahih ose hasen dhe ka disa rrugë, e kam nxjerrë në *"Es-Sahihah"* (1503).

[78] Është vërtetuar kështu nga Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, siç është sqaruar në *"Haxhetu en-Nebijj"*.

kërkuar nga Allahu që ta bëjë nga të mbrojturit (prej zjarrit të xhehennemit) dhe prej atyre me të cilët Allahu krenohet para melaikeve, siç është përmendur në hadith:

7. *"Nuk ka ditë në të cilën Allahu liron robër më shumë nga zjarri i xhehennemit sesa në ditën e Arafatit dhe se vërtet Ai afrohet dhe pastaj krenohet para engjëjve me ata (njerëzit) dhe u thotë engjëjve: "Çfarë dëshirojnë ata (njerëzit)?"*[79] Kurse në një transmetim tjetër Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Vërtet Allahu krenohet me banorët e tokës tek banorët e qiellit duke u thënë: "Shikoni robërit e Mi, më kanë ardhur Mua të pluhurosur dhe flokëshprishur."*[80] Qëndron aty derisa të perëndojë dielli.

## Largimi prej Arafatit

1. Kur të perëndojë dielli, haxhiu kthehet prej Arafatit në Muzdelife me qetësi. Nuk duhet të nxitojë me veturën apo me kafshën e tij, por nëse gjen hapësirë të lirë shpejton lehtësisht.

---

[79] Transmetojnë Muslimi dhe të tjerët, shih në *"Et-Tergib"* (2/129).

[80] Transmetojnë Ahmedi dhe të tjerët. E kanë bërë të vërtetë shumë dijetarë, siç e kam sqaruar në verifikimin e librit *"Et-Tergib"*.

2. Kur arrin në Muzdelife, thërret ezanin, bën ikametin dhe e fal akshamin tre rekate, pastaj thërret ikametin dhe e fal jacinë të shkurtuar (dy rekate), duke i bashkuar të dy namazet.
3. Nëse i ndan namazet (nuk i fal bashkë) për ndonjë nevojë, nuk ka dëm[81].
4. Nuk fal asgjë (sunnete apo diçka tjetër) në mes apo pas akshamit dhe jacisë[82].
5. Pastaj fle aty deri në mëngjes.
6. Kur të agojë, e fal sabahun në kohën e parë të tij, me ezan dhe ikamet.

## Falja e namazit të sabahut në Muzdelife

1. Patjetër duhet që secili haxhi ta falë namazin e sabahut në Muzdelife, përveç grave dhe atyre që janë të dobët nga shëndeti, për të cilët është e lejuar të

[81] Këtë gjë e ka thënë Shejhul Islam Ibën Tejmije rahimehullah, ngase është vërtetuar kështu nga Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem dhe sahabët. Transmeton Buhariu (25, 94, 701) nga *"Muhtesar el Buhari"*.

[82] Shejhul Islam Ibën Tejmijje thotë: "Sapo të arrijë në Muzdelife, e fal akshamin para shkarkimit të deveve (apo shkarkimit të valixheve nga automjeti), por e fal jacinë pas shkarkimit të deveve (automjetit). E nëse haxhiu e vonon namazin e jacisë, nuk ka gjë të keqe.

largohen nga aty pas mesnatës duke e anashkaluar turmën e njerëzve.

2. Pastaj shkon në Mesh'aril Haram (kodër në Muzdelife), ngjitet në të, kthehet nga kibla, falënderon e lavdëron Allahun, thotë tekbiret dhe tehlilet, e njëson Allahun dhe lutet për çfarëdo që dëshiron, vazhdon kështu derisa të agojë tërësisht.
3. Muzdelifeja e tëra është vendqëndrim dhe është e lejuar të qëndrojë në të kudo që dëshiron.
4. Para lindjes së diellit niset për në Mine me prehje duke thënë telbije.
5. Kur arrin në luginën Muhassir, shpejton ecjen nëse mundet. Muhasir gjendet në Mine.
6. Merr rrugën e mesme, e cila të drejton drejt Xhemretul Kubra.

## Gjuajtja e guralecëve

1. Rrugës mbledh gurët që ka për të gjuajtur në Xhemretul Akabeh në Mine, e cila është xhemereh e fundit dhe më afër Mekës.
2. Duke gjuajtur drejtohet nga xhemereh, Mekën e lë në të majtën e tij kurse Minen në të djathtën e tij.
3. Gjuan shtatë gurët, madhësia e të cilëve duhet të jetë pak më e madhe se kokrra e bizeles.

4. Gjatë çdo gjuajtjeje shqipton tekbirin (Allahu ekber)[83].
5. I ndërpret tekbiret me gjuajtjen e gurit të fundit.[84]
6. Gurët i gjuan vetëm pas lindjes së diellit. Kjo vlen edhe për gratë dhe të dobëtit (me shëndet), të cilët kanë qenë të liruar të largohen nga Muzdelifeja pas mesnatës, ngase largimi nga Muzdelifeja është diçka tjetër, kurse hedhja e gurëve është diçka tjetër[85].
7. Ai mund t'i gjuajë gurët pas zenitit e deri në mbrëmje, nëse ka ndonjë vështirësi, siç është transmetuar në hadith.
8. Kur të mbarojë gjuajtjen e gurëve, haxhiut i lejohet çdo gjë përveç marrëdhënieve intime me gruan e tij, edhe nëse nuk e ka therur kurbanin apo nuk i ka

---

[83] Sa i përket shtesës "O Zot, bëje haxhin tim të pranuar…", të cilën e kanë përmendur disa autorë, kjo frazë nuk është e vërtetuar nga Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, siç e kam shpjeguar në *"Ed-Daifeh"* (1107).

[84] Transmeton Ibën Huzejmeh në *"Sahihun"* e tij, i cili ka thënë: "Ky hadith është i vërtetë, i cili shpjegon disa transmetime të tjera dhe qëllimi me fjalën e tij: "Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem i ka ndërprerë telbijet kur ka gjuajtur gurët në Xhemretul Akabeh", është pasi të plotësohet gjuajtja e gurëve të fundit. *"Fet-hul Bari"* (3/426).

[85] E kam shpjeguar këtë pikë në *"Haxhetu En-Nebijj"*. Për shpjegime të mëtejshme shih faqen 80.

rruar flokët, mund t'i veshë rrobat e tij të zakonshme dhe të parfumohet.

9. Haxhiu duhet ta bëjë tavafin ifada në të njëjtën ditë, nëse dëshiron të qëndrojë si mutemetti'ë, përndryshe nëse e ka zënë nata para se të bëjë tavaf, duhet të kthehet në ihram siç ka qenë para gjuajtjes së gurëve. Ai zhvesh rrobat normale dhe vesh ihramin, siç ka thënë Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem: *"Vërtet kjo ditë është lehtësim për ju, nëse i keni gjuajtur gurët në Xhemereh, jeni të lejuar nga ajo që u është ndaluar më herët me përjashtim të grave tuaja. Nëse ju ka zënë nata para se të bëni tavaf në këtë shtëpi (Qabe), atëherë ktheheni përsëri në ihram ashtu siç ishit para se t'i gjuanit gurët dhe të silleni rreth Qabes".*[86]

---

[86] Hadithi është i vërtetë, shumë prej dijetarëve e kanë fuqizuar, e prej tyre Imam Ibën Kajjimi, siç e kam sqaruar në *"Sahih Ebi Davud"* (1745).
Para se ta botoj këtë libër, disa dijetarë të nderuar janë çuditur me këtë hadith dhe disa prej tyre kanë shpejtuar në dobësimin e tij, ashtu siç kam bërë edhe unë në disa libra të mi duke u bazuar në zinxhirin e transmetuesve të Ebu Davudit.
Edhe pse këtë transmetim Imam Ibnul Kajjimi e ka fuqizuar në librin e tij *"Et-Tehdhib"*, e po ashtu edhe El Hafidh me heshtjen e tij ndaj këtij hadithi në librin e tij *"Et-Telhis"*, megjithatë unë më vonë kam gjetur edhe një rrugë tjetër, e cila e mohon dobësinë në të dhe e ngre atë në shkallën e vërtetësisë. Mirëpo pasi ky transmetim gjendet në një burim i cili nuk konsultohet nga shumica e njerëzve, pra fjala është për librin *"Sherh Meani el Athar"* nga Imam Tahaviu, hadithi u është përvjedhur

atyre ashtu si edhe mua më herët dhe për këtë arsye shpejtuan në klasifikimin e tij si të dobët apo të panjohur.
Në ndihmë të konsiderimit si të dobët ka qenë fakti se ata kanë gjetur se disa prej dijetarëve të mëhershëm kanë thënë se "kurrë nuk kam lexuar se dijetarët e fikhut kanë argumentuar me këtë hadith". Sido që të jetë, ky është mohim dhe nuk është dituri, ngase është e njohur mes dijetarëve se mosdija ndaj një gjëje nuk nënkupton diturinë për mosekzistimin e asaj gjëje. Andaj nëse hadithi është i vërtetë nga Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem dhe është i qartë në aludim, sikurse është hadithi në fjale, atëherë obligohet shpejtimi në të punuarit me të dhe nuk duhet të ndalemi me pretekstin që të dimë qëndrimin e dijetarëve për këtë hadith, ashtu siç ka thënë Imam Shafiu: "Hadithi është i pranueshëm në kohën kur vërtetohet (se është thënë nga Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem) edhe nëse imamët nuk kanë punuar me hadithin të cilin e kanë pranuar, hadithi është argument në vetveten e tij jo për shkak të punës me të nga dikush tjetër".
Them se hadithi i Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem është më i vlefshëm sesa të argumentohet ndaj tij me veprat e fukahave (a janë mirë apo gabim), ngase hadithi është burim i pavarur i cili është gjykues e jo i gjykuar. Megjithatë disa prej dijetarëve kanë punuar në pajtueshmëri me hadithin (që diskutuam) dhe prej tyre përmendim Urvete ibën ez-Zubejrin, një tabiin i respektuar. Atëherë, pas gjithë kësaj, a u mbetet arsye atyre që nuk punojnë me këtë hadith? Allahu në Kur'an thotë: *"Në të gjitha këto, ka argumente për atë që ka mendje të shëndoshë dhe që i ka vënë veshin me vëmendje"*. Sqarimi i këtij përgjithësimi gjendet në fjalën e lartpërmendur.
Dije se gjuajtja e gurëve nga haxhilerët konsiderohet si festë, Bajram për të tjerët. Kjo është arsyeja pse Imam Ahmedi, Allahu e mëshiroftë, ka pëlqyer që namazi i Bajramit për të tjerët të bëhet në kohën e prerjes së kurbaneve në Mine. Për këtë Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem ka

## Therja e kurbanit

1. Pastaj niset për në Menhar, vend në Mine ku theren kurbanet. Ky është Sunneti.
2. Mirëpo i lejohet ta therë kurbanin në çfarëdo vendi që dëshiron, në Mine ose në Mekë, siç ka thënë Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem: *"Unë e thera kurbanin këtu, mirëpo e gjithë Mine është vend ku mund të theret kurban. Po ashtu të gjitha rrugët e Mekës shërbejnë për ecje dhe therje të kurbanit, kështu që therni kurbanet në vendbanimet tuaja"*.[87]
3. Është sunnet që haxhiu ta therë kurbanin me dorën e tij nëse mundet, përndryshe autorizon dikë tjetër në vend të tij.

---

ligjëruar në ditën e Bajramit pas gjuajtjes së gurëve ashtu siç ka ligjëruar në Medinë pas namazit të Bajramit. Disa njerëz që e konsiderojnë të pëlqyer faljen e namazit të Bajramit në Mine, duke u bazuar në tekstet e përgjithshme apo analogjike, në realitet kanë gabuar dhe kanë qenë të pakujdesshëm ndaj Sunnetit ngase Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem dhe Hulefai Rrashidinët, prijësit e drejtë pas tij, nuk kanë falur Bajram në Mine asnjëherë. Kështu gjendet në *"Fetava"* të Ibën Tejmijjes (f. 180, vëllimi 26).

87 Them (Imam Albani) se ky hadith është lehtësim i madh për haxhilerët dhe mënjanon pjesën më të madhe të problemit të prishjes së mishit në thertore, gjë që detyron autoritetet të bëjnë varrosjen e kafshëve të therura atje, më gjerësisht shih *"Haxhetu en-Nebijj"* (fq. 87-88).

4. Duhet të kthehet nga kibla[88] kur e ther kurbanin e tij; e rrëzon në anën e tij të majtë dhe e vendos këmbën e tij të djathtë në anën e djathtë (tek këmbët e kurbanit).[89]
5. Deveja theret në këmbë, duke iu lidhur këmba e majtë dhe teksa ajo qëndron në tri këmbë[90], kurse fytyra e saj duhet të jetë e kthyer nga kibla[91].
6. Gjatë therjes thotë:

بسم الله والله أكبر, اللهم إن هذا منك ولك, اللهم تقبل مني

[88] Për këtë çështje ekziston hadithi që transmeton Ebu Davudi dhe të tjerët nga Xhabiri dhe është i nxjerrë plotësisht në *"El Irva"* (1138). Po ashtu hadithi tjetër tek Bejhekiu (9/285). Është transmetuar edhe nga Ibën Umeri radijAllahu anhuma, i cili preferonte të kthehej nga kibla kur therte kurban. Transmeton Abdurrezaku (8585) me zinxhir të vërtetë të transmetimit se Ibën Umeri e ka urryer të ngrënit e kurbanit që nuk ka qenë i kthyer nga kibla.

[89] El Hafidhi ka thënë (10/16): "Kjo është mënyra e lehtësimit për atë që ther kurban, që ta mbajë thikën me dorën e tij të djathtë dhe kokën e kafshës në dorën e majtë".
Them se rrëzimi i kurbanit dhe vendosja e këmbës në kokën e saj është transmetuar nga dy dijetarët në sahihët e tyre (Buhariu dhe Muslimi).

[90] *"Sahih Ebi Davud"* (1550), dhe pas këtij hadithi përmendet edhe një argument i ngjashëm nga hadithi i Ibën Umerit, i cili transmetohet nga dy dijetarët (Buhariu dhe Muslimi).

[91] Transmeton Maliku me zinxhir të vërtetë nga Ibën Umeri, e ka ngjitur Buhariu në formën e prerë të saktësisë. Shih librin tim *"Muhtesar Sahih el Buhari"* (330).

*"Bismil-lahi VAllahu ekber, Allahumme inne hadha minke ve leke,*[92] *Allahumme tekabbel minni".*[93]
*"Bismil-lah, Vallahu Ekber, O Zoti im, vërtet kjo është prej Teje dhe për Ty. O Zoti im, pranoje prej meje!"*

7. Koha e therjes së kurbanit është gjatë katër ditëve të Bajramit. Dita e Bajramit (prej 10 Dhul Hixhxheh), e cila është dita e haxhit të madh[94], dhe po ashtu edhe tri ditët e teshrikut në vazhdim (11, 12, 13 të Dhul Hixhxhes) janë për therje, duke u bazuar në fjalën e Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, i cili

---

[92] Transmetohet nga Ebi Davudi dhe të tjerët nga Xhabiri. Ky hadith ka dëshmi nga transmetimi i Ebi Seid el Hudrij, të cilin e transmeton Ebu Ja'la siç është në *"El Mexhma'ë"* (4/22) dhe është nxjerrë plotësisht në *"El Irva"* (1118).

[93] Transmetohet nga Muslimi dhe të tjerët nga Aishja radijAllahu anha, është i nxjerrë plotësisht në *"El Irva"*. Shejhul Islam Ibën Tejmijje ka shtuar në *"Mensekun"* e tij: "Kema tekabelte min Ibrahim Halilek - Siç e ke pranuar prej Ibrahimit, mikut Tënd". Këtë frazë kurrë nuk e kam gjetur në librat e Sunnetit që posedoj.

[94] Transmeton Buhariu pa zinxhir të shkëputur, kurse Ebu Davudi dhe të tjerët e kanë përmendur me zinxhir të ngjitur, *"Sahih Ebi Davud"* (1700, 1701).

ka thënë: *"Të gjitha ditët e teshrikut janë ditë të kurbanit-therjes"*.[95]

8. Mund të hajë prej kurbanit të tij, po ashtu mund të marrë ca me vete në vendin (shtëpinë) e tij, ashtu siç ka vepruar Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem.
9. Ai duhet t'i ushqejë nga kurbani të varfrit dhe nevojtarët, siç ka thënë Allahu i Lartësuar: *"E devetë (therjen e tyre për kurban) ua kemi bërë prej dispozitave të Allahut, e ju prej tyre keni dobi, andaj përkujtoni emrin e Allahut duke qenë ato (të përgatitura për therje) në këmbë, e kur të shtrihen ato në tokë (dhe t'u dalë shpirti), hani prej tyre, ushqeni nevojtarin dhe atë që lyp"*.[96]
10. Shtatë persona mund të ndajnë një deve ose një lopë.
11. Nëse nuk mund të gjejë kurban, atëherë duhet të agjërojë tri ditë gjatë haxhit dhe shtatë ditë kur të kthehet në shtëpi.

---

[95] Transmeton Ahmedi, kurse Ibën Hibbani e ka konsideruar si të vërtetë. Hadithi për mua është i vërtetë duke pasur parasysh të gjitha rrugët e transmetimit të tij, për këtë arsye e kam nxjerrë në *"Sahihah"* (2476).

[96] El kani'ë është lypësi, kurse el mu'ter është personi që sillet rreth mishit, e ekspozon veten për të marrë prej tij, qoftë i pasur apo i varfër.

12. Lejohet të agjërojë në tri ditët e teshrikut (tri ditët pas ditës së Bajramit) bazuar në hadithin që transmetojnë Aishja radijAllahu anha dhe Ibën Umeri radijAllahu anhuma, të cilët kanë thënë: *"Nuk iu lejua të agjërojnë në ditët e teshrikut përveç atyre që nuk kishin therur kurban."*[97]
13. Pastaj e rruan tërë kokën e tij ose i shkurton flokët, por e para është më e mirë, siç ka thënë Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem: *"O Zot, mëshiroji ata që kanë rruar kokën!" I thanë: "Edhe ata që i shkurtojnë (flokët), o i Dërguar i Allahut." Tha: "O Zot, mëshiroj ata që kanë rruar kokën!" I thanë: "Edhe ata që i shkurtojnë (flokët), o i Dërguar i Allahut." Kur u bë e katërta, tha: "Edhe ata që i shkurtojnë!"*.[98]

---

[97] Transmeton Buhariu dhe të tjerët, është i nxjerrë plotësisht në *"Irva el Galil"* (964). Kurse sa i përket thënies së Shejhul Islam Ibën Tejmijjes, i cili thotë (fq. 388): "Muetmetti'u i cili nuk ka mundur të therë kurban duhet të agjërojë tri ditë (të cilat duhet t'i agjërojë sa është në haxh) para se të veshë ihramin për haxh në ditën e tervijes (8 Dhul Hixhxhe)", nuk e di nga e ka marrë këtë, madje kjo thënie në shikim të parë kundërshton ajetin dhe hadithin, Allahu e di më së miri.

[98] Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi dhe të tjerët nga transmetimi i Ibën Umerit dhe transmetuesit e tjerë. Është i nxjerrë në *"El Irva"* (1084).

14. Sunnet është të fillohet rruajtja e kokës nga ana e djathtë, siç është transmetuar në hadithin e Enesit radijAllahu anhu.[99]
15. Rruajtja e kokës është e veçantë për meshkujt e jo për gratë, kurse për gratë sunnet është shkurtimi e flokëve, siç ka thënë Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem: *"Nuk lejohet për gratë ta rruajnë kokën. Në vend se ta rruajnë kokën, ato duhet t'i shkurtojnë flokët e tyre"*[100], i mbledhin flokët dhe shkurtojnë fundin e tyre sa maja e gishtit[101].

[99] Transmeton Muslimi dhe të tjerët, është i përmendur në *"El Irva"* (1085) dhe në *"Sahih Ebi Davud"* (1730). Në këtë çështje dijetari i madh hanefi Ibnul Humam ka pranuar se hanefitë e kundërshtojnë Sunnetin në të. Çfarë thonë pasuesit-mukalidët hanefi për pranimin e këtij gabimi nga ky dijetar i madh?

[100] Hadithi është i vërtetë, është nxjerrë në *"El Ehadith es Sahihah"* (605) dhe po ashtu e kam përmendur në *"Sahih Ebi Davud"* (1732).

[101] Shejhul Islam Ibën Tejmije ka thënë: "Nëse ndonjë burrë dëshiron t'i shkurtojë flokët e tij, atëherë i mbledh flokët dhe shkurton fundin e flokëve të tij sa maja e gishtit, më pak apo më shumë, kurse gruaja nuk duhet t'i shkurtoj më shumë se maja e gishtit, ndërsa meshkujt mund t'i shkurtojnë sa të dëshirojnë".

16. Është sunnet që imami të mbajë ligjëratë gjatë ditës së Bajramit në Mine [102] mes xhemerateve [103] pasi dielli të jetë ngritur në qiell pas lindjes[104], ku u mëson njerëzve dispozitat e haxhit[105].

## Tavafi ifada

1. Pastaj atë ditë bën tavafin ifada rreth Qabes, sillet shtatë herë ashtu siç është shpjeguar tek tavafi kudum, vetëm se në këtë tavaf nuk ecën shpejt dhe nuk e zbulon krahun.
2. Prej sunnetit është falja e dy rekateve tek Mekami Ibrahim siç ka thënë Zuhriu[106] dhe siç e ka vepruar

[102] Transmetojnë Buhariu dhe Ebu Davudi nga një grup sahabësh, shih *"Sahih Ebu Davud"* (1705, 1707, 1709, 1710) dhe *"Muhtesar el Buhari"* (847).

[103] Transmetohet nga Buhariu me zinxhir të këputur, por e ka përmendur me zinxhir të ngjitur Ebu Davudi, shih *"Sahih Ebu Davudi"* (1700) dhe *"Irva el Galil"* (1064).

[104] Transmetojnë Ebu Davudi dhe të tjerët, shih *"Sahih Ebu Davud"* (1709).

[105] Transmetojnë Ebu Davudi dhe të tjerët, shih *"Sahih Ebu Davud"* (1710).

[106] Transmeton Buhariu me zinxhir të këputur, kurse e ka ngjitur Ibën Ebi Shejbeh dhe të tjerët. Kthehu në librin *"Muhtesar el Buhari"* (nr 319/ 1, fq. 386).

Ibën Umeri radijAllahu anhu[107], i cili ka thënë: "Në çdo shtatë sjellje (tavaf të plotë), falen dy rekate".[108]

3. Pastaj shkon dhe bën sa'jin mes Safas dhe Mervas ashtu siç është shpjeguar më lart, përveç nëse bën haxhin kiran apo ifrad, ngase sa'ji i parë u mjafton atyre.
4. Me përfundimin e këtij tavafi i lejohet çdo gjë që ka qenë e ndaluar kur ka qenë në ihram, madje edhe marrëdhëniet intime me gruan e tij.
5. Fal namazin e drekës në Mekë, kurse Ibën Umeri radijAllahu anhu ka thënë "e fal në Mine".[109]
6. Shkon tek Zemzemi dhe pi ujë.

## Kalimi i natës në Mine

1. Kthehet në Mine dhe kalon ditët dhe netët e teshrikut (tri ditët pas ditës së Bajramit).

---

107 Transmeton Buhariu me zinxhir të këputur, e ka ngjitur Abdu Rrezaku. Për më tepër kthehu në referencën e lartpërmendur (318).

108 Transmeton Abdu Rrezaku me zinxhir të vërtetë (9012).

109 Thashë (Imam Albani): Allahu e di më së miri se cilën e ka vepruar Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem. Ka mundësi që Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem e ka falur dy herë, një herë në Mekë dhe herën tjetër në Mine, e para është obligim kurse e dyta është nafile, ashtu siç ka vepruar Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem në disa lufta.

2. Gjuan gurët në tre xhemeratet çdo ditë pas zenitit, siç është shpjeguar më herët; gjuan nga shtatë gurë në çdo xhemreh, siç është përshkruar më lart gjuajtja në ditën e Bajramit, shiko pikat 86-90.
3. Fillon në xhemren e parë, e cila është më e afërta me Xhaminë el Hajf. Kur mbaron gjuajtjen, shkon pastaj pak në të djathtë dhe drejtohet nga kibla duke qëndruar gjatë dhe duke ngritur duart në lutje.
4. Pastaj shkon në xhemren e dytë, i gjuan gurët (në mënyrën e njëjtë) dhe shkon pak në të majtë, qëndron gjatë i kthyer nga kibla dhe duke ngritur duart me lutje.
5. Më pas shkon në xhemren e tretë, e cila është Xhemretul Akabeh. Gjuan gurët (në mënyrë të njëjtë) dhe duke gjuajtur gurët e lë Qaben në anën e majtë të tij dhe Minen në anën e djathtë të tij, mirëpo nuk ndalet aty.[110]
6. I gjuan gurët njësoj në ditën e dytë dhe të tretë.

[110] E gjithë kjo formë (pra pikat 119, 120 dhe 121) është vërtetuar nga Buhariu dhe Muslimi nga hadithi i Ibën Mes'udit radijAllahu anhu. Është transmetuar në disa transmetime të "Dispozitave të haxhit" se gjatë gjuajtjes se gurëve në Xhemretul Akabeh haxhiu duhet të kthehet nga kibla, por kjo kundërshton hadithin e vërtetë. Çdo transmetim që kundërshton hadithin e vërtetë llogaritet i veçuar (shadh), bile edhe i urryerrefuzuar (munker), siç e kam shpjeguar në *"Ed-Daifeh"* (4864).

7. I lejohet të largohet nëse dëshiron (nga Mine) pasi t'i ketë gjuajtur gurët në ditën e dytë dhe nuk e kalon natën aty për t'i gjuajtur gurët në ditën e tretë, bazuar në fjalën e Allahut të Lartësuar: *"Përkujtoni Allahun në ditët e caktuara (në ditët e Bajramit). Kush ngutet (të largohet prej Minës) për dy ditë, nuk bën mëkat, po edhe ai që e shtyn (edhe për një ditë) nuk bën mëkat..."* (Bekare: 203)
8. Por nëse qëndron aty për t'i gjuajtur gurët edhe ditën e tretë, është më mirë ngase kështu është sunneti[111].

---

[111] Shejhul Islam Ibën Tejmije ka thënë: "Nëse ka perënduar dielli dhe e ka zënë haxhiun aty (në Mine), ai duhet të qëndrojë derisa t'i gjuajë gurët me njerëzit e tjerë në ditën e tretë."

Them se ky është mendimi i shumicës absolute të dijetarëve, me përjashtim të Ibën Hazmit, i cili ka kundërshtuar këtë në *"Muhal-la"* (7/185).

Neveviu i ka mbështetur dijetarët me fjalët e Allahut: *"Kush ngutet (të largohet prej Minës) për dy ditë, nuk bën mëkat"*. Ai thotë në *"El Mexhmu'ë"* (8/283): fjala me shprehjen "ditë" i referohet ditës e jo natës. Dhe gjithashtu është transmetuar nga Umeri dhe djali i tij Abdullahu se kanë thënë: "Çdokënd që e zë nata në Mine në ditën e dytë, ai duhet ta kalojë natën aty dhe të largohet atëherë kur largohen të gjithë njerëzit".

Shprehja e Ibën Umerit në *"Muvetta"* është: "Nuk duhet të largohet nga Mine (atë që e ka zënë nata aty) derisa t'i gjuajë gurët në ditën e nesërme (në ditën e tretë)". Gjithashtu këtë transmetim nga Maliku e ka nxjerrë Imam Muhammedi në *"Muvetta"* e tij (233) dhe ka thënë: "Këtë mendim marrim edhe ne. Dhe kjo është fjala e Ebu Hanifes dhe e shumicës së dijetarëve".

9. Sunnet është radhitja e dispozitave sipas kësaj renditjeje: gjuajtja e gurëve, therja e kurbanit, rruajtja e kokës, tavafi ifada, sa'ji për atë që ka bërë haxhin mutemetti'ë, mirëpo është e lejuar nëse e paraprin ose e vonon ndonjërën prej dispozitave bazuar në fjalën e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem: "S'ka vështirësi, s'ka vështirësi".
10. Për atë që ka arsye, në gjuajtjen e gurëve lejohen këto gjëra:

    a) Të mos e kalojë natën në Mine, në bazë të hadithit të Ibën Umerit, i cili ka thënë: "Ka kërkuar leje Abbasi nga Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem që t'i kalojë netët e Minës në Mekë për t'i shërbyer haxhilerëve ujë, e Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem e lejoi atë.[112]

    b) T'i bashkojë gjuajtjet e gurëve të dy ditëve në një ditë, sipas hadithit të Asim ibën Adij radijAllahu anhu, i cili ka thënë: *"Ua ka lehtësuar Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem ruajtësve të devesë të mos e kalojnë natën në Mine dhe t'i gjuajnë gurët në ditën e*

[112] Transmeton Buhariu, Muslimi dhe të tjerët, është i nxjerrë plotësisht në *"el Irva"* (1079), mirëpo kam tërhequr vërejtjen se referimi i autorit (ka për qëllim autorin e librit *"Menarus-sebil"*), se ky hadith është nga Ibën Abbasi, është gabim.

*Bajramit (10 Dhul Hixhxhe), pastaj t'i bashkojnë gjuajtjet e dy ditëve pas ditës së Bajramit dhe t'i gjuajnë në njërën prej dy ditëve".*[113]

c) T'i gjuajë gurët natën. Pejgamberi alejhi selam ka thënë: "Ruajtësi (i bagëtisë) i gjuan gurët natën dhe ruan (bagëtinë) ditën".[114]

11. Ligjërohet ta vizitojë Qaben dhe të bëjë tavaf në çdo natë prej netëve që qëndron në Mine, ngase Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem ka vepruar kështu[115].
12. Haxhiu obligohet që në ditët gjatë Minës të ketë kujdes që t'i falë pesë kohët me xhemat, por më mirë është që t'i falë në xhaminë El Hajf nëse ka mundësi, bazuar në fjalën e Pejgamberit sal-lAllahu

[113] Transmetojnë autorët e katër suneneve dhe është i vërtetuar nga një grup dijetarësh, po ashtu është i nxjerrë në *"El Irva"* (1080).

[114] Hadithi është i mirë, transmetojnë Bezzari, Bejhekiu dhe të tjerët nga Ibën Abbasi radijAllahu anhuma. Hafidhi (Ibën Haxheri) e ka bërë të mirë zinxhirin e tij dhe ka dëshmi transmetimi. Të gjitha i kam nxjerrë në *"Es Sahihah"* (2477).

[115] Transmeton Buhariu me zinxhir të shkëputur, shih librin tim *"Muhtesar Sahih el Buhari"* (287). Shumë dijetarë të hadithit e kanë cekur zinxhirin e këtij hadithi siç e kam përmendur në *"Es-Sahihah"* (804).

alejhi ve sel-lem**:** *"Janë falur në Xhaminë El Hajf shtatëdhjetë Pejgamberë".*[116]

13. Kur të përfundojë gjuajtjen e gurëve në ditën e dytë apo të tretë prej ditëve të teshrikut, me këtë vepër mbarojnë dispozitat e haxhit. Niset për në Mekë, qëndron aty sa ka caktuar Allahu dhe duhet të kujdeset që t'i falë namazet me xhemat, sidomos në Xhaminë e Shenjtë (Qabe), siç ka thënë Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem: *"Namazi në xhaminë time është më i vlefshëm sesa një mijë namaze në xhamitë e tjera, përveç në Xhaminë e Shenjtë (Qabe). E namazi në Xhaminë e Shenjtë është më i vlefshëm se njëqind mijë namaze në xhamitë e tjera".*[117]
14. I shpeshton tavafet dhe namazin në çfarëdo kohe që dëshiron pa marrë parasysh natën apo ditën, bazuar në fjalën e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem

[116] Transmetojnë Taberaniu dhe Ed-Dija el Makdisi në *"El Muhtareh"*, Mundhiriu e ka bërë zinxhirin e tij të mirë dhe kjo është e vërtetë siç ka thënë ai, ngase ky hadith e ka edhe një rrugë tjetër, siç e kam vërtetuar në librin tim *"Tahdhiru Es-Saxhid"* (106-107), botimi i dytë- El mektebul islamij.

[117] Transmetojnë Ahmedi dhe të tjerët nga hadithi i Xhabirit, e ky nga Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem me zinxhir të vërtetë. Shumë dijetarë e kanë konsideruar këtë hadith si të vërtetë, siç i kam përmendur në *"El Irva"* (1129).

për Gurin e Zi dhe Këndin e Jemenit: *"Prekja e këtyre të dyjave i fshin gjunahet. E kush sillet rreth Qabes, nuk ngre dhe shkel me këmbën e tij veçse Allahu i shkruan atij një të mirë, i fshin atij një të keqe dhe i shkruan atij një gradë. E kush bën si duhet shtatë herë tavaf, shpërblimi i tij do të jetë sikur të lirojë një rob".*[118] Dhe në fjalën e tij: *"O bijtë e Abdu Menafit! Mos ndaloni asnjë që bën tavaf në këtë shtëpi (Qabe) apo që falet në çfarëdo kohe që dëshiron ai, natën apo ditën".*[119]

## Tavafi i lamtumirës (veda)

1. Kur përfundon kryerjen e nevojave të tij dhe ka vendosur të niset (për në shtëpi), ai duhet ta përshëndesë Shtëpinë (Qaben) me tavaf, sipas hadithit të Ibën Abbasit radijAllahu anhuma, i cili ka thënë: *"Njerëzit filluan të largohen ngado që dëshironin, pastaj Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem tha: "Asnjë*

[118] Transmetojnë Tirmidhiu dhe të tjerët, Ibën Huzejme e ka bërë të vërtetë, po ashtu edhe Ibën Hibbani, Hakimi dhe të tjerët, është i nxjerrë në *"Mishkat"* (258) dhe në *"Et-Tergib"* (2/120-122).

[119] Transmetojnë autorët e katër suneneve dhe të tjerët. E ka bërë të vërtetë Tirmidhiu, Hakimi dhe Dhehebiu, është i nxjerrë në *"El Irva"* (481).

*nuk duhet ta lëshojë Mekën përderisa gjëja e fundit e tij të jetë tavafi rreth Qabes".*[120]

2. Më herët gratë me menstruacione kanë qenë të urdhëruara të presin derisa të pastrohen në mënyrë që të bëjnë tavafin lamtumirës[121], pastaj u është lehtësuar të shkojnë dhe të mos presin, siç është transmetuar nga Ibën Abbasi radijAllahu anhuma: *"Vërtet Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem i ka liruar të shkojnë ato (gra) që janë në menstruacione para se të bëjnë tavafin e lamtumirës, nëse e kanë bërë tavafin ifada".*[122]
3. Haxhiu mund të marrë me vete ujë Zemzemi nëse dëshiron duke kërkuar begatinë përmes tij. Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem i ka mbushur enët e

[120] Transmetojnë Muslimi dhe të tjerët, kurse Buhariu e ka transmetuar me tekst të ngjashëm, është i nxjerrë në *"El Irva"* (1086) dhe në *"Sahih Ebi Davud"* (1747).

[121] Kjo gjë është vërtetuar në hadithin e transmetuar nga El Harith ibën Abdil-lah ibën Evs, i cili është i transmetuar nga Ahmedi dhe të tjerët, është i nxjerrë në *"Sahih Ebi Davud"* (1748).

[122] Transmeton Ahmedi me zinxhir të vërtetë sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit, po ashtu Buhariu dhe Muslimi e kanë nxjerrë me tekst të ngjashëm ashtu siç është sqaruar në *"El Irva"* (1086). Ky hadith ka dëshmi transmetimi tek Buhariu dhe Muslimi nga transmetimi i Aishes radijAllahu anha. Është i nxjerrë po ashtu në *"Sahih Ebi Davud"* (1748).

tij dhe çantat e lëkurës me ujë Zemzemi, i ka lagur me të të sëmurët dhe u ka dhënë të pinë[123], bile para se të çlirohej Meka, përderisa ishte në Medinë, kërkonte nga Sehl Ibën Amr duke i thënë: "Na dhuro ujë Zemzemi pandërprerë", kurse Sehli i dërgonte dy enë të mëdha me ujë.[124]

4. Kur e mbaron tavafin e lamtumirës, haxhiu del jashtë xhamisë (Qabes) në mënyrë normale, jo siç dalin disa njerëz duke ecur mbrapsht. Ai del me këmbën e tij të majtë[125] duke thënë: *"Allahumme sal-li ala Muhammedin ve sel-lim, Allahumme inni es'eluke min fadlike".*
   *"O Zoti im, dërgoji mëshirë dhe përshëndetje Muhamedit. O Zoti im, kërkoj nga Ti mirësitë e Tua!"*

---

[123] Transmeton Buhariu në *"Et-Ta'rih"* dhe Tirmidhiu i cili e ka bërë të mirë, nga hadithi i Aishes radijAllahu anha. Është i nxjerrë po ashtu në *"El Ehadith es-Sahihah"* (883).

[124] Transmeton Bejhekiu me zinxhir të mirë nga Xhabiri radijAllahu anhu. Ky hadith ka dëshmi transmetimin mursel të vërtetë në *"Musnafin e Abdu err-Rrezakut"* (9127), ndërsa Ibën Tejmije ka përmendur se selefët merrnin ujë me vete.

[125] Shih fusnotën nën pikën 24.

## Risitë që bëhen gjatë haxhit, umres dhe vizitës së Xhamisë së Muhamedit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem

E pashë të domosdoshme që të shtoj në libër listën e risive që njerëzit veprojnë në haxh, gjatë vizitave në Medinë dhe Bejtul Makdis (El Mesxhidul Aksa)[126], ngase shumica e njerëzve nuk kanë njohuri për to dhe shumë shpesh bien në gjëra të tilla. Unë dëshiroj t'ju jap një këshillë dhe vërejtje ndaj këtyre risive për arsye se Allahu i Gjithëmëshirshëm nuk e pranon veprën pa pasur dy kushte:

*E para:* Vepra duhet të jetë e sinqertë për hir të Fytyrës së Tij.

*E dyta:* Duhet të jetë vepër e mirë dhe nuk mund të jetë e mirë përveçse nëse është në përputhje me Sunnetin e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem e jo në kundërsh-

---

[126] Allahu e lehtësoftë dhe e riktheftë këtë vend dhe vendet e tjera sa më shpejt në dorën e muslimanëve, Allahu ua ngjalltë diturinë për dispozitat e fesë së tyre!

tim me të. Të gjithë dijetarët e spikatur kanë qëndrim unanim se çdo vepër që nuk e ka ligjëruar Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem me fjalën e tij, apo nuk është afruar tek Allahu me atë vepër me punën e tij, ajo konsiderohet kundërshtuese e Sunnetit të tij. Sunneti është dy llojesh:

*1. Sunneti praktikues* (veprat dhe thëniet e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem).

*2. Sunneti lënës, jo i praktikuar*, e cila është çdo vepër që ka lënë Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem prej ibadeteve. Është sunnet lënia e asaj vepre dhe mosveprimi i saj. Si shembull le të marrim ezanin për dy Bajramet apo varrosjen e të vdekurit, edhe pse ezani është përkujtim i Allahut dhe madhërim i Tij, megjithatë nuk u lejua të afrohemi tek Allahu duke thirrur ezan në këto dy vende dhe kjo nuk është gjë tjetër pos se sunnet të cilin e ka lënë i Dërguari i Allahut sal-lAllahu alejhi ve sel-lem. Sahabët e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem e kanë kuptuar këtë domethënie, ndaj edhe i kanë paralajmëruar shumë herë muslimanët për risitë në tërësi, derisa Hudhejfe ibën Jemani tha: *"Mos praktiko asnjë vepër adhurimi të cilën nuk e kanë vepruar sahabët e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem"*.

Ndërsa Ibën Mes'udi radijAllahu anhu ka thënë:

*"Pasoni dhe mos shpikni, veç ju ka mjaftuar juve shembulli (pasimi), prandaj ju këshilloj të kapeni për traditën e vjetër."*

I bekuar është ai të cilin e ka udhëzuar Allahu që ta adhurojë Atë sinqerisht për hir të Tij dhe e ka udhëzuar në pasimin e Sunnetit të pastër të Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem pa e përzier me ndonjë risi, atëherë le të përgëzohet me pranimin e veprës së tij dhe se Allahu do ta fusë në xhennet. Allahu na bëftë prej atyre që e dëgjojnë fjalën e Tij dhe e pasojnë më të mirën e saj!

Dije se arsyeja e këtyre risive që ceka është si shkak i disa çështjeve:

*E para:* Hadithet e dobëta me të cilat nuk lejohet të argumentohet dhe gjithsesi nuk duhet t'ia atribuojmë të Dërguarit të Allahut. Nuk lejohet të punohet me këtë lloj hadithesh, ashtu siç kemi sqaruar në parathënien e librit "Forma e namazit të Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem", dhe ky është mendimi i shumë dijetarëve sikurse Ibën Tejmijje dhe të tjerë.

*E dyta:* Hadithet e shpikura apo ato që nuk kanë bazë fare në fe, të cilat u kanë ikur disa fukahave, dhe i kanë marrë për bazë dhe kanë ndërtuar mbi to rregulla të cilat janë prej herezive dhe gjërave të shpikurave në fe.

*E treta:* Ixhtihadet dhe fetvatë e dhëna nga disa fukaha e posaçërisht nga fukahatë bashkëkohorë, fetva të cilat nuk janë të bazuara në asnjë argument të sheriatit dhe që i kanë sjellë këta dijetarë sikurse të ishin çështje të padiskutueshme (të pranuara), derisa u konsideruan sikurse janë sun-

nete që duhen pasuar! Por nuk i ikën syçelurit në fenë e tij se këto gjëra nuk meritojnë të pasohen, ngase nuk ka ligj tjetër përveç ligjit që ka urdhëruar Allahu az-ze ve xhel-le.

I mjafton atij që ka konsideruar një vepër si të mirë -nëse është muxhtehid- që t'i lejohet të punojë me vendimin e tij dhe për këtë gjë nuk do ta dënojë Allahu, mirëpo që këtë vepër njerëzit ta konsiderojnë nga sheriati dhe Sunneti, atëherë jo dhe assesi jo! Madje disa nga këto pëlqime të dijetarëve janë në kundërshtim me Sunnetin praktik, ashtu siç do e sqaroj më vonë nëse do Allahu.

*E katërta:* Traditat dhe tregimet që nuk kanë bazë në fe, të cilat as mendja nuk i pranon, edhe pse ende disa injorantë punojnë me to dhe i konsiderojnë pjesë e sheriatit. Këta nuk mbeten pa ndihmëtarë, madje nganjëherë u dalin në ndihmë disa të cilët pretendojnë se janë dijetarë dhe vishen me veshjen e dijetarëve.

Pastaj le të dihet qartë se rreziku i risive në fe nuk është i njëjtë, por kanë shkallë të ndryshme. Disa prej këtyre risive të shpien në shirk dhe kufër të qartë, siç do të shihni, kurse të tjerat janë më të vogla se kufri dhe shirku. Mirëpo është obligim të dihet se çfarëdo risie në fe, në qoftë edhe më e vogla, është e ndaluar të praktikohet pasi të sqarohet se është bidat. Nuk ka risi -sikurse pretendojnë disa- që është në rangun e veprave të urryera (mekruh). E si të jetë kështu kur i Dërguari i Allahut sal-lAllahu alejhi ve sel-lem

ka thënë: *"Çdo bidat është humbje dhe çdo humbje të shpie në zjarr"*, d.m.th. ai që e shpik.

Këtë çështje Imam Shatibiu rahimehullah e ka verifikuar me një verifikim të plotë në librin e tij të njohur *"El I'tisam"*. Risia është shumë e rrezikshme, por shumica e njerëzve janë të paditur dhe të shkujdesur ndaj saj dhe nuk e dinë këtë rrezik veçse një pjesë e dijetarëve. Të mjafton si argument i rrezikut të risisë thënia e Pejgamberit sal-l-Allahu alejhi ve sel-lem: *"Allahu i ka bërë pengesë pendimit të bidatçiut përderisa ai nuk e lë bidatin e tij."*[127] E transmetojnë Taberaniu dhe Dija el Makdesi në *"El Ehadith el Muhtareh"* dhe të tjerët me zinxhirë të vërtetë, e ka bërë të mirë Mundhiriu.

Po e përfundoj këtë fjalë me një këshillë nga një imam i madh i dijetarëve të parë të muslimanëve dhe ai është shejh Hasen ibën Alij el Berbehari, një prej pasuesve të Imam Ahmedit, Allahu e mëshiroftë, i cili vdiq në vitin 329. Ai ka thënë:

*"Të kesh kujdes prej risive të vogla sepse vërtet risitë e vogla të shpien deri tek të mëdhatë dhe çdo risi e shpikur në këtë ummet së pari ka qenë e vogël dhe i ka përngjarë së vërtetës, saqë shumë njerëz janë mashtruar me të, mandej nuk kanë*

[127] Është i nxjerrë në *"Silsiletu el Ehadith es-Sahihah"* (1620).

*mundur të dalin nga ajo. Pastaj është rritur derisa njerëzit kanë besuar se është prej fesë, kështu që ki kujdes, Allahu të mëshiroftë, nga çfarëdo që dëgjon, e posaçërisht prej atyre (njerëzve) të kohës sate dhe mos u ngut. Mos vepro asgjë nga këto vepra derisa të pyesësh dhe të shohësh se a ka folur ndokush prej sahabëve të Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem apo ndokush prej dijetarëve për atë çështje. Nëse të ka arritur ndonjë transmetim prej tyre, kapu pas tij, mos e tejkalo dhe mos u kthe në diçka tjetër e të përfundosh në zjarr.*

*Dije, Allahu të mëshiroftë, se asnjë rob nuk e ka përmbushur Islamin e tij plotësisht përderisa nuk është pasues, vërtetues dhe nënshtrues. Kushdo që pretendon se kanë mbetur disa gjëra nga çështjet e Islamit me të cilat nuk na kanë mjaftuar shokët e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem (me veprimin e tyre), ai vetëm se i ka përgënjeshtruar (sahabët) dhe i mjafton kjo si ndarje dhe shpifje ndaj sahabëve, andaj ai është bidatçi i humbur dhe humbës, shpikës në Islam i gjërave që nuk janë pjesë e tij."*

Allahu e mëshiroftë Imam Malikun që ka thënë: *"Nuk përmirësohet fundi i këtij ummeti përveçse me atë që janë përmirësuar të parët (e ummetit); çfarëdo që nuk ka qenë prej fesë në atë kohë nuk duhet të jetë prej fesë në këtë kohë".*

Përshëndetjet qofshin mbi të Dërguarin tonë, i cili ka thënë: *"Nuk ka mbetur gjë e cila ju afron tek Allahu veçse ju*

*kam urdhëruar për të, po ashtu nuk ka mbetur gjë që ju largon nga Allahu dhe ju afron tek zjarri veçse ju kam ndaluar nga ajo."*

Falënderimi i qoftë Allahut, me mirësinë e Tij plotësohen të mirat.

## Risitë para hyrjes në ihram

1. Mosudhëtimi në muajin Sefer dhe braktisja e fillimit të punëve në këtë muaj, siç janë martesa, ndërtimi etj..
2. Braktisja e udhëtimit në fund të muajit apo kur hëna nuk duket ose kur është në formën e akrepit.
3. Braktisja e pastrimit dhe rregullimit të shtëpisë pasi niset për udhëtim kryefamiljari i asaj shtëpie.
4. Falja e dy rekateve kur niset për në haxh, ku në rekatin e parë pas Fatihasë lexon suren Kul ja ejuhel kafirun dhe në rekatin e dytë pas Fatihasë lexon Kul hu vAllahu ehad. Kurse pasi përfundon namazin thotë: *"O Allah, me ndihmën Tënde po udhëtoj dhe tek Ti drejtohem..."*, pastaj lexon Ajetul Kursinë, suren Ihlas (Kul hu vAllahu ehad), El Felek, En-Nas dhe shumë gjëra të tjera të cilat gjenden në disa libra të fikhut.
5. Falja e katër rekateve (namaz).

6. Leximi i ajeteve të haxhit kur del prej shtëpisë së tij dhe ajeteve të fundit të sures Ali Imran, Ajetul Kursinë, suren El Kadr dhe El Fatiha, duke pretenduar se këto ajete dhe sure e ndihmojnë në përmbushjen e nevojave të tij në këtë botë dhe ahiret.
7. Ngritja e zërit me dhikër dhe tekbir gjatë përshëndetjes së haxhilerëve, kur shkojnë për në haxh dhe kur kthehen.
8. Thirrja e ezanit gjatë përshëndetjes së haxhilerëve për haxh.
9. Organizimi i karvanit për të festuar me mbulesën e Qabes[128].
10. Përshëndetja e haxhilerëve duke bërë muzikë, siç veprohet në disa vende.
11. Udhëtimi i vetmuar në shoqërim të Allahut, siç pretendojnë disa sufi.
12. Udhëtimi pa u furnizuar duke menduar se po mbështetet në Allahun sinqerisht.

[128] Ky bidat është larguar para ca vitesh, hamdi i qoftë Allahut, por është shfaqur tjetri pas tij i cili veprohet shpesh, siç thotë Ali ibën Kasim në *"El Baxhuurij"* (1/41): "Është e ndaluar të ndalurit për të shikuar karvanin e njohur i cili mban mbulesën e Qabes, po ashtu edhe kur vishet Mekami Ibrahim".

13. Udhëtimi i posaçëm për të vizituar varret e Pejgamberëve dhe të njerëzve të mirë.
14. Shkrimi i kontratës së martesës vetëm për haxh (me dikë tjetër) për gruan e martuar e cila nuk ka kujdestar me vete, me pretendimin që të bëhet kujdestar i saj[129].
15. Motërzimi me burrë të huaj që nuk është mahrem i saj, duke pretenduar se në këtë mënyrë ai mund të bëhet i afërm i saj, saqë sillet me të ashtu siç sillet me të afërmit e saj.
16. Udhëtimi i gruas pa kujdestar me një grup grash besnike, siç pretendojnë. Ngjashëm me këtë është edhe kur një grua ka kujdestar me vete dhe të tjerat pretendojnë se kujdestari i saj është kujdestar për të gjitha.
17. Marrja e taksës[130] nga haxhilerët të cilët vendosin të kryejnë haxhin.
18. Falja e dy rekateve kudo që haxhiu ndalet për pushim dhe të thënët: -O Allah, më bëj mua të pushoj

[129] Ky bidat dhe të tjerët të ngjashëm me të janë prej bidateve më të këqij. Me këtë bidat ata bëjnë lojëra me ligjet islame, duke e futur veten në gjëra të këqija, siç dihet.
[130] Taksë obliguese.

në vend të bekuar dhe Ti je Ai që më së miri dhuron vendet.

19. Leximi nga haxhiu i sures Ihlas njëmbëdhjetë herë (Kul hu vAllahu), Ajetul Kursi një herë dhe një herë po ashtu lexon ajetin që thotë Allahu në Kur'an: *"Ve ma kader Allahu hakka kadrih"*, sa herë që ndalet me ndonjë vend.
20. Ngrënia e qepës në çdo vend që arrin udhëtari.
21. Udhëtimi tek ndonjë vend i veçantë me qëllim mirësie (bekimi), edhe pse Islami nuk e pëlqen një gjë të tillë, siç janë vendet për të cilat thuhet se kinse aty gjenden gjurmët e shputës së Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, sikurse thuhet tek kupola në Xhaminë Aksa, xhamia el Kidem në Damask, varret e Pejgamberëve dhe varret e njerëzve të mirë[131].
22. Ekspozimi i armës gjatë hyrjes në Tebuk.

[131] Është vërtetuar nga Umeri radijAllahu anhu se i ka parë disa njerëz gjatë haxhit duke vizituar këtë vend dhe ka pyetur ç'është ky vend? I është thënë: "Xhamia në të cilën është falur i Dërguari i Allahut sal-lAllahu alejhi ve sel-lem". Ai tha: "Kështu janë shkatërruar pasuesit e librave të mëhershëm, duke i adhuruar gjurmët e Pejgamberëve të tyre." Pastaj tha: "Secilin që e zë koha e namazit aty, le të falet, përndryshe jo."

## Risitë e hyrjes në ihram, telbijes dhe të tjera

1. Mbathja e sandaleve speciale, me pamje dhe kushte të veçanta siç janë përmendur në disa libra.
2. Bërja e nijetit për haxh para mbërritjes në mikat.
3. Bërja e id'tibasë (zbulimi i krahut të djathtë) kur bëhet nijeti për haxh.
4. Shqiptimi i nijetit.
5. Të bërit e haxhit duke ndenjur në heshtje, pa folur asgjë.
6. Thënia e telbijes së bashku me një zë.
7. Thënia e tekbirit dhe tehlilit në vend të telbijes.
8. Thënia pas telbijes: "O Allah, dua ta bëj haxhin prandaj ma lehtëso mua, më ndihmo mua ta kryej këtë obligim dhe pranoje prej meje! O Allah, unë e bëra nijet kryerjen e obligimit Tënd të haxhit, më bëj mua prej atyre që të janë përgjigjur Ty!"
9. Vizita në xhamitë që gjenden në Mekë dhe rreth saj në vend të Xhamisë së Shenjtë (Qabes), siç është xhamia poshtë Safas, Safh ebi Kubejs, xhamia El Mevelid dhe xhami të tjera që janë ndërtuar mbi gjurmët e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem.
10. Synimi i vizitës së kodrave dhe zonës rreth Mekës siç është kodra Hira, kodra që gjendet në Mine, për të cilën thuhet se Ismaili sal-lAllahu alejhi ve sel-lem do të bëhej kurban aty, etj..

11. Shkuarja për faljen e namazit në xhaminë e Aishes (në Ten'im).
12. Fërkimi para Qabes në formë kryqëzimi[132].

## Risitë gjatë tavafit

1. Larja për tavaf.
2. Mbathja e çorapeve që këmbët të mos prekin mbeturinat e pëllumbave dhe po ashtu veshja e dorezave që të mos prekin gratë.
3. Falja e dy rekateve tehijetul mesxhid (përshëndetje për xhaminë) kur hyn në Qabe.[133]
4. Thënia: "Kam vendosur me këtë tavaf në këtë javë kështu e kështu".
5. Ngritja e duarve kur e prekin Gurin e Zi siç i ngrenë duart në namaz.
6. Hedhja e shortit apo votimi për puthjen e Gurit të Zi.

[132] Fërkojnë fytyrën dhe gjoksin me dy duart e tyre në formë të kryqëzuar.

[133] Në fakt tavafi është përshëndetje për xhaminë, pastaj falen dy rekate pas Mekami Ibrahim ashtu siç u tha më parë nga vepra e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, shih *"El Kavaid En-Nuranijjeh"* nga Ibën Tejmije (101).

7. Shtyrja me të tjerët për ta puthur Gurin e Zi, e posaçërisht dhënia selam para imamit në namaz, në mënyrë që të arrijnë ta puthin Gurin e Zi.
8. Palosja e ihramit kur e prek Gurin e Zi apo Ruknul Jeman-in.
9. Thënia gjatë prekjes së Gurit të Zi: “O Allah, me besim në Ty dhe vërtetim ndaj Librit Tënd!”
10. Po ashtu thënia tjetër kur prek Gurin e Zi: “O Allah, kërkoj mbrojtje nga mendjemadhësia, varfëria dhe llojet e poshtërimit në këtë botë dhe ahiret!”
11. Vendosja e dorës së djathtë mbi të majtën gjatë tavafit.
12. Thënia gjatë qëndrimit tek dera e Qabes: “O Allah, kjo shtëpi është shtëpia Jote, haremi është haremi Yt, siguri është siguria Jote dhe ky është vendi ku kërkohet mbrojtje prej Teje nga zjarri”, duke pasur për qëllim Mekami Ibrahim.
13. Lutja tek Këndi i Irakut: “O Allah, kërkoj mbrojtje nga Ti prej dyshimit, shirkut, vështirësisë, dyfytyrësisë, nga edukata e keqe, nga keqësimi i gjendjes në pasuri, familje dhe fëmijë”.
14. Lutja nën ullukun e Qabes: “O Allah, më bëj të jem nën hijen Tënde në atë ditë kur nuk ka hije tjetër pos hijes Tënde” e të tjera.
15. Lutja kur ecën shpejt në tre tavafet e para duke thënë: “O Allah, bëje haxhin tim të pranuar, mëk-

atet të falura, shpërbleje mundin tim dhe tregtinë bëje të begatshme, o i Gjithëmëshirshëm, o Falës!"

16. Thënia në katër sjelljet e fundit: "O Zot, më fal dhe më mëshiro mua, m'i fal ato mëkate që vetëm Ti i di, Ti je më Krenari dhe më Fisniku."
17. Puthja e Këndit të Jemenit.
18. Puthja e dy këndeve të Shamit, Mekami Ibrahimit dhe prekja e tyre.
19. Të fërkuarit në muret e Qabes dhe tek Mekami Ibrahim.
20. Kërkimi i begatisë tek "lidhja e fortë-el urvetul vuthka": zona e lartë e murit të Qabes, përballë derës së Qabes. Shumë njerëz mendojnë se kush e prek atë me ndonjërën dorë është mbajtur për "lidhjen e fortë"[134].
21. Gozhda në mes të Qabes, që e quajnë kërthiza (mesi) e botës, madje disa prej tyre zbulojnë kërthizën e tyre që të fërkohen tek ajo gozhdë, në mënyrë që të vendosin kërthizën e tij në kërthizën (mesin) e botës.
22. Bërja e tavafit me qëllim kur është duke rënë, duke pretenduar se kush e vepron këtë vepër ia fal Allahu të gjitha mëkatet e kaluara.

[134] Është cekur në suren Bekare: 256. (sh.p.).

23. Pretendojnë se ka mëshirë dhe begati prej ujit që rrjedh nga ulluku i Qabes.
24. Ndërprerja e tavafit nëse njëra prej rrobave është e ndotur.
25. Derdhja e ujit të mbetur të Zemzemit në pus pasi ka pirë, duke thënë: O Allah, kërkoj nga Ti furnizim të gjerë, dituri të dobishme dhe shërim nga çdo sëmundje!
26. Larja me ujë Zemzemi.
27. Larja e mjekrës, parave dhe rrobave me ujë Zemzemi duke synuar begati.
28. Marrja frymë disa herë gjatë pirjes së ujit të Zemzemit dhe të shikuarit nga Qabja në çdo gëlltitje, siç është përmendur në disa libra të fikhut.

## Risitë gjatë sa'jit në Safa dhe Merva

1. Marrja abdest me qëllim që të bëjë sa'jin në Safa dhe Merva duke pretenduar se kush e vepron këtë, do të shpërblehet me shtatëdhjetë mijë sevape në çdo hap që bën.
2. Ngjitja në Safa derisa të prekë murin e saj.
3. Lutja duke zbritur prej Safas: "O Allah, më udhëzo mua në përputhshmëri me Sunnetin e të Dërguarit Tënd, më vdis mua në fenë e tij, më ruaj mua nga

sprovat devijuese, me mëshirën Tënde o i Mëshirshmi, Mëshirëploti!"

4. Thënia në sa'j: "O Zot, më fal mua, më mëshiro mua, m'i fal mëkatet që vetëm Ti i di, Ti je më Krenari dhe më Fisniku! O Allah, bëje haxhin apo umren time të pranuar, bëji mëkatet e mia të falura" dhe thotë tri herë Allahu ekber, etj.[135].
5. Bërja e sa'jit katërmbëdhjetë herë (në vend të shtatë) duke përfunduar në Safa.
6. Përsëritja e sa'jit disa herë gjatë haxhit dhe umres.
7. Falja e dy rekateve pas përfundimit të sa'jit.
8. Vazhdimi në sa'j në mes Safas dhe Merves gjatë kohës së namazit, saqë u kalon namazi me xhemat.
9. Thënia e lutjeve të posaçme kur arrin në Mine siç është përmendur në librin "El Ihja": "O Allah, kjo është Mina, më jep nga të mirat e Tua ashtu sikurse u ke dhënë evliave dhe robërve të Tu të devotshëm". Kurse kur largohet nga Mina thotë: "O Allah, bëje udhëtimin më të mirin që kam bërë ndonjëherë", e të tjera.

[135] Është e vërtetë se Ibën Mes'udi dhe Ibën Umeri kanë thënë: "O Zot, më mëshiro, më fal, vërtet ti je më Krenari dhe më i Nderuari" (pika 55).

## Risitë në Arafat

1. Qëndrimi një orë në Kodrën Arafat në ditën e tetë të Dhul Hixhxhes duke u frikësuar se ka mundësi të jetë gabim muaji hënor i Dhul Hixhxhes.
2. Ndezja e qirinjve të shumtë në Mine në natën e Arafatit.
3. Lutja në natën e Arafatit një mijë herë dhe vetëm me dhjetë fjalë të posaçme: "Madhërimi i takon Atij, Arshi i të Cilit është mbi qiell. Madhërimi i takon Atij, gjurmët e të Cilit janë në tokë. Madhërimi i takon Atij, rruga e të Cilit është në det…" e të tjera.
4. Udhëtimi në ditën e tetë të Dhul Hixhxhes prej Mekës direkt në Arafat (pa shkuar në Mine fare).
5. Largimi nga Mina drejt Arafatit gjatë natës.
6. Ndezja e dritave dhe qirinjve të shumtë në kodrën Arafat gjatë natës së Arafatit.
7. Larja për ditën e Arafatit.
8. Thënia kur të afrohet afër Arafatit dhe drejtohet me shikim nga kodra Rrahmeh duke thënë: "Subhan-Allah, Elhamdulilah, La ilahe il-lAllah, VAllahu ekber".
9. Nisja për të arritur në Arafat para hyrjes së kohës, pra para mesit të ditës.

10. Thënia e tehlilit në Arafat njëqind herë, pastaj leximi i sures Ihlas (Kul hu vAllahu) njëqind herë, pastaj thënia e salavateve mbi Pejgamberin sal-lAllahu alejhi ve sel-lem duke shtuar në fund “dërgo edhe mbi ne” njëqind herë.
11. Heshtja në Arafat dhe braktisja e lutjeve.
12. Ngjitja për në kodrën Rrahmeh në Arafat.
13. Hyrja tek guri i cili është i ndërtuar në kodrën Rrahmeh të cilën njerëzit e quajnë “Kupola e Ademit”, falen në të dhe bëjnë tavaf në të sikurse në Qabe.
14. Besojnë se Allahu zbret në natën e Arafatit me deve ngjyrë të zezë të çelur për t’i përshëndetur me dorë kalorësit dhe për t’i përqafuar këmbësorët.
15. Ndarja e hutbes në dy pjesë duke u ulur mes tyre, ashtu siç veprohet në hytben e xhumasë.
16. Falja e namazit të drekës dhe ikindisë para hutbes.
17. Thirrja e ezanit për drekë dhe ikindi në Arafat para se hatibi ta përfundojë hutben e tij.
18. Thënia e imamit pas përfundimit të namazit në Arafat, ku u drejtohet banorëve të Mekës duke u thënë: “Plotësojeni namazin ngase ne jemi në udhëtim”.
19. Falja e namazeve nafile në mes drekës dhe ikindisë në Arafat.

20. Caktimi i disa dhikreve dhe duave të posaçme në Arafat siç është duaja e Hidrit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, e cila është transmetuar në librin "El Ihja", fillimi i së cilës është: "O Ti që nuk të preokupon një gjë nga një gjë tjetër dhe as dëgjimi prej dëgjimit tjetër..." dhe lutje të tjera, disa prej të cilave zënë pesë faqe të tëra në këtë lloj libri.
21. Largimi i disave nga Arafati para se të perëndojë dielli.
22. Bindja e cila është përhapur tek njerëzit e rëndomtë se shpërblimi i të ndenjurit në Arafat në ditën e xhuma është i barabartë me kryerjen e haxhit 72 herë.
23. Njoftimi që veprohet nga disa njerëz të cilët nuk janë haxhilerë, por që mblidhen në mbrëmje të ditës së Arafatit në xhami apo në ndonjë vend tjetër jashtë qytetit, luten dhe përkujtojnë Allahun me ngritjen e zërit shumë lart, mbajtja e ligjëratave apo leximi i ndonjë vjershe në mënyrë që t'u përngjajnë njerëzve në Arafat.

## Risitë në Muzdelife

1. Shpejtimi në kohën kur duhet nisur prej Arafatit për në Muzdelife.
2. Larja për të kaluar natën në Muzdelife.

3. Pëlqimi i zbritjes nga mjeti i udhëtimit për të hyrë në Muzdelife duke ecur, me mendimin se kështu respektohet haremi.
4. Thënia e duave të veçanta kur mbërrin në Muzdelife: "O Allah, kjo është Muzdelifeja në të cilën i ke bashkuar gjuhët e ndryshme, kërkojmë nga Ti të na i plotësosh nevojat tona të përbashkëta" etj., siç gjenden në librin "El Ihja".
5. Vonimi i faljes së namazit të akshamit përnjëherë pas arritjes në Muzdelife, duke u preokupuar me mbledhjen e guralecëve për gjuajtje.
6. Falja e sunnetit të akshamit në mes dy namazeve (akshamit dhe jacisë) ose bashkimi në sunnetin e jacisë dhe vitrit pas faljes së dy namazeve obliguese (akshamit dhe jacisë), siç thotë Gazaliu.
7. Shtimi i dritave në natën e Bajramit dhe në Mesh'aril Haram (Muzdelife).
8. Ngjallja e kësaj nate (me adhurime apo aktivitete të tjera).
9. Ndalja e shkurtër në Muzdelife pa kaluar (fjetur) natën aty.
10. Thënia e duasë kur ndalet në Mesh'aril Haram (në Muzdelife): "O Zoti im, për hir të Mesh'aril Haramit, Qabes së Shenjtë, muajit të shenjtë, këndit dhe Mekami Ibrahim, dërgoji shpirtit të Muhamedit

nga ne përshëndetje e selam dhe na fut ne në shtëpinë e paqes, o posedues i krenarisë dhe nderit."[136]

11. Thënia e Baxhurit (faqe 318): "Është sunnet t'i mbledhësh gurët prej Muzdelifes, të cilët gjuhen në ditën e Bajramit. Ata duhet të jenë shtatë, kurse të tjerët i mbledh në luginën Muhassir".

## Risitë gjatë gjuajtjes së gurëve

1. Larja për gjuajtjen e gurëve.
2. Larja e gurëve para se të gjuhen.
3. Bërja tesbih (subhanAllah) apo veprimi i gjërave të tjera të dhikrit në vend të tekbirit.
4. Shtojnë në tekbir duke thënë: "(Kjo është) kundër shejtanit dhe grupit të tij. O Allah, bëje haxhin tim të pranuar dhe bëje mundim tim të shpërblyer, m'i fal mëkatet e mia. Unë besoj në Librin Tënd dhe e pasoj Sunnetin e të Dërguarit Tënd."

[136] Kjo dua është bidat dhe po ashtu kundërshton Sunnetin. Ky kundërshtim është arritja e begatisë së Allahut për hir të Mesh'aril Haramit apo Qabes, ndërsa në realitet kërkohet të arrihet begatia përmes emrave dhe cilësive të Allahut, saqë edhe dijetarët hanefij e kanë urryer këtë dua: "O Zot, të lutem Ty me të vërtetën e Mesh'aril Haram", siç është përmendur në *"Hashijetu Ibën Abdin"* dhe të tjerët. Shih librin tim *"Et-Tevesul, Envauhu ve Ahkamuhu"*, shqip *"Tevesuli, llojet dhe rregullat e tij"*.

5. Thënia e disa dijetarëve të vonshëm: “Është sunnet të thotë sa herë që gjuan gurin “Bismil-lah, Allahu ekber, e ka përmbushur Allahu premtimin e Tij…” deri tek thënia: “edhe pse këtë e urrejnë jobesimtarët”.
6. Gjuajtja e gurëve në forma specifike siç thonë disa: vendosja e njërës anë të gishtit të madh të djathtë në mes të gishtit tregues, pastaj vendosja e guralecit mbi gishtin e madh sikurse forma e numrit shtatë-dhjetë (në gj.arabe) dhe e gjuan atë. Kurse një tjetër ka thënë se e lakon gishtin tregues dhe e vë tek nyja lidhëse e gishtit të madh, sikur të ketë bërë numrin dhjetë (në gj. arabe).
7. Caktimi i një distance ku duhet të qëndrojë ai që gjuan gurët: të caktohet mes tij dhe xhemerateve pesë pashë a më shumë.
8. Gjuajtja e xhemerateve me sandale dhe gjëra të tjera.

## Risitë gjatë therjes së kurbanit dhe gjatë rruajtjes së flokëve

1. Dhënia e shumës së parave të kurbanit njerëzve të varfër në vend se të therin kurban, duke pretenduar

se mishi i kafshëve hidhet për shkak të shumicës së tij dhe shumë pak njerëz përfitojnë prej tij[137].

2. Therja e kurbanit për haxhin temettu'ë në Mekë para ditës së Bajramit.
3. Fillimi i rruajtjes së flokëve nga ana e majtë e kokës.
4. Rruajtja e vetëm një të katërtës së kokës.
5. Thënia e Gazaliut në "El Ihja": "Është sunnet të kthehet nga kibla kur pret flokët apo i rruan", por kjo nuk është e vërtetë.
6. Thënia kur e rruan kokën: "Falënderimi i qoftë Allahut që na ka udhëzuar dhe na ka dhuruar mirësi. O Allah, në dorën Tënde është balli im, prandaj pranoje prej meje…", etj.
7. Tavafi rreth xhamive që janë afër xhemerateve.
8. Pëlqimi i faljes së namazit të Bajramit në Mine në ditën e Bajramit.
9. Braktisja e sa'jit nga mutemettiu pas kryerjes së tavafit ifada.

[137] Ky është njëri prej bidateve më të këqija, ngase me anë të mendjes shkatërron sheriatin, i cili është ndërtuar sipas tekstit kur'anor dhe Sunnetit. Edhe pse përgjegjës për mospërfitimin nga kurbani janë vetë haxhilerët, ngase ata nuk u përmbahen rregullave të fesë në therjen e kurbanit, ashtu siç e kam sqaruar në librin *"Haxhxhetu en-Nebijj"* (87, 88).

## Risi të ndryshme

1. Festimi me rastin e veshjes së Qabes.
2. Veshja e Mekami Ibrahim.
3. Lidhja e leckave te Mekami Ibrahim dhe minberi për të plotësuar dëshirat.
4. Shkrimi i emrave nga haxhilerët nëpër shtylla dhe nëpër murin e Qabes si dhe shkrimi i porosive ndaj njëri-tjetrit.
5. Konsiderimi si të lejuar kalimin para namazfalësit në Qabe dhe kacafytja e disave me namazfalësin që i shtyn për të mos i lënë të kalojnë para tij.
6. Thirrja e atyre që kanë kryer haxhin me emrin haxhi.
7. Dalja jashtë Mekës për të veshur ihramin dhe për të bërë umre vullnetare.
8. Dalja nga Qabja me fytyrë nga ajo pas tavafit të lamtumirës.
9. Lyerja e shtëpisë së haxhilerëve me gëlqere, vizatimi i figurave apo bërja e skulpturave, shkrimi i emrit të haxhiut dhe e datës së kryerjes së haxhit.

## Risitë që bëhen gjatë vizitës së Medinës

1. Është prej Sunnetit të udhëtohet për në Medinë me qëllim të vizitës së Xhamisë së Pejgamberit sal-

lAllahu alejhi ve sel-lem dhe në Xhaminë Aksa (në Palestinë), dashtë Allahu dhe ua ktheftë muslimanëve së shpejti, pasi për këtë gjë është transmetuar mirësi dhe shpërblim. Zakonisht shumë njerëz i vizitojnë këto vende para se të shkojnë në haxh apo pas haxhit, por fatkeqësisht shumë prej tyre veprojnë shumë risi, të cilat janë të njohura nga dijetarët. Prandaj e pashë të arsyeshme si plotësim i dobisë të përpiloj listën e risive të urryera që bëhen gjatë kësaj vizite në mënyrë që t'i paralajmëroj muslimanët ndaj tyre. Ato janë:

2. Udhëtimi me qëllim për të vizituar varrin e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem[138].

[138] Prej sunnetit është të kesh për qëllim udhëtimin për të vizituar Xhaminë e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem (e jo varrin), ngase Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Të udhëtuarit me qëllim të vizitës (me qëllim fetar) nuk duhet të bëhet askund tjetër përveç në tri xhamitë: Mesxhidul Haram (Qabe), El Aksa dhe në xhaminë time (në Medinë)"*. E kur arrin në Xhaminë e Pejgamberit, fal dy rekate për xhaminë dhe pastaj viziton varrin e tij.

Duhet të jetë e qartë se udhëtimi si qëllim i vizitës së varrit të Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem është diçka tjetër, kurse vizita pa qëllim udhëtimi është po ashtu diçka tjetër, ndryshe nga ajo që është përhapur nga disa bashkëkohorë e në mesin e tyre edhe doktorë të fesë, të cilët kanë përzier mes këtyre dy çështjeve, duke thënë se selefitë në përgjithësi dhe Ibën Tejmijje në veçanti e kanë ndaluar vizitën e varrit të Pejga-

3. Dërgimi i letrave përshëndetëse përmes haxhilerëve dhe vizitorëve tek varri i Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem dhe ngarkimi i haxhilerëve që t'i dërgojnë përshëndetjet e tyre Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem.
4. Larja para hyrjes në Medine el Munevvere.
5. Thënia nëse shikimi i tyre bie mbi muret e Xhamisë së Medinës: "O Allah, ky është vendi i të Dërguarit, bëje këtë vend si mbrojtje për mua prej zjarrit, siguri prej dënimit dhe mbrojtje prej llogarisë së keqe".
6. Thënia kur hyjnë në Medinë: "Bismil-lah ve ala Mil-leti resulilah. O Zoti im, më shpjer në një hyrje të kënaqur, më nxirr nga një dalje të kënaqur dhe më dhuro nga Ti fuqi, që do të më ndihmojë".
7. Lënia e varrit të Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem në xhaminë e tij.
8. Vizita e varrit të Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem para namazit në xhaminë e tij.

---

mberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem. S'ka dyshim se kjo është shpifje e qartë. Nëse dëshiron sqarim më shumë, kthehu tek kritika ime ndaj Dr. Butit, që është publikuar periodikisht në revistën *"Et Temeddunul Islami"*, pastaj më vonë është botuar si libërth i veçantë me titull *"Difaun anil Hadith en-Nebevij" (Në mbrojtje të Hadithit të Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem)*, që tashmë është ribotuar, falënderimi i qoftë Allahut.

9. Drejtimi i disave me përulësi të madhe nga varri i Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem kur hyjnë në xhami, duke vendosur dorën e djathtë mbi të majtën sikurse në namaz, qofshin afër varrit apo larg, apo qoftë gjatë hyrjes në xhami apo daljes nga ajo.
10. Drejtimi me qëllim nga varri i Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem gjatë lutjes.
11. Mësymja e varrit për të bërë dua tek ai, duke shpresuar se kështu marrin përgjigje për to.
12. Afrimi tek Allahu përmes Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem gjatë duasë.
13. Kërkimi i shefatit (ndërmjetësimit) dhe gjërave të tjera nga Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem.
14. Thënia e Ibën el Haxhit në librin *"El Med-hal"*, 1/259: "Është prej edukatës që vizituesi i varrit të Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem të mos përmendë me gjuhën e tij nevojat e tij dhe faljen e mëkateve, ngase i Dërguari është më i ditur se ai për nevojat dhe gjërat që i bëjnë dobi atij"!
15. Po ashtu thënia e tij në 1/264: "Nuk ka kurrfarë dallimi se a është Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem i gjallë apo i vdekur, ai vështron ummetin e tij, e di gjendjen dhe qëllimet e njerëzve, nevojat, gjendjet dhe mendimet e tyre"!

16. Vënia e dorës në dritaren e dhomës së Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem duke synuar begati dhe betimi i disave prej tyre duke thënë: "Për hir të atij që dorën time e kam vënë në dritaren e tij, duke thënë: "Andaj kërkoj ndërmjetësim, o i Dërguar i Zotit".
17. Puthja e varrit apo prekja e tij apo e gjërave që janë pranë varrit sikurse ndonjë dru apo diçka tjetër[139].
18. Veprimi i disa formave të posaçme kur vizitojnë varrin e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem dhe shokëve të tij (Ebu Bekrit dhe Umerit radijAllahu anhuma), i përshëndesin ata me fjalë të posaçme dhe thonë lutje të posaçme, sikurse thotë Gazaliu: "Duhet të qëndrojë përballë fytyrës së Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, kurse Qaben e lë mbrapa dhe kthehet nga muret e varrit të Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem... dhe thotë: "Es-selamu alejke ja ResulAllah...". Gazaliu më pas përmendi një përshëndetje të gjatë dhe lutje të posaçme, që janë të gjata rreth tri faqe të tëra[140].

[139] Gazaliu, Allahu e mëshiroftë, ka bërë mirë kur e ka urryer këtë vepër. Ai ka thënë (1/244) "Kjo gjë është prej traditës së çifutëve dhe të krishterëve". Por a është kush që merr mësim?

[140] Është e ligjëruar të thuash (kur viziton varrin e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem): "Es selamu alejke ja Resul Allah ve rahmetullahi ve

19. Të falurit me qëllim drejt varrit të Pejgamberit.
20. Ulja afër apo rreth varrit për të lexuar Kur'an dhe lutje të ndryshme.
21. Vizita e varrit të Pejgamberit me qëllim pas çdo namazi[141].
22. Vizita e qëllimshme e banorëve të Medinës që i bëjnë varrit të Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem sa herë që hyjnë në xhami apo kur dalin prej saj.
23. Ngritja e zërit pas çdo namazi duke thënë: "Es-selamu alejke ja ResulAllah".
24. Kërkimi i begatisë nga ngjyra e gjelbër që bie prej kupolës së varrit të Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem gjatë kohës kur bie shi.

---

berekatuhu, es selamu alejke ja Eba Bekr, es selamu alejke ja Umer", siç ka vepruar Ibën Umeri. Po nëse shton diçka të shkurtër në këtë përshëndetje për një çast, por që nuk i përmbahet asaj shtese çdo herë, atëherë nuk ka të keqe inshaAllah.

[141] Kjo vepër jo vetëm se është bidat, teprim në fe dhe kundërshtim i fjalës së Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, i cili ka thënë: *"Mos e shndërroni varrin tim si vend për vizitë, dërgoni përshëndetjet mbi mua prej ngado që të jeni, ngase përshëndetjet tuaja më arrijnë mua"*, por po ashtu është shkak për të braktisur shumë sunnete dhe shumë dobi, të cilat janë lutjet dhe dhikret që bëhen pas namazit, ngase ata njerëz i lënë këto lutje dhe vrapojnë tek ky bidat. Allahu e mëshiroftë thënësin, i cili ka thënë: *"Nuk është shpikur një bidat veçse ka vdekur një sunnet"*.

25. Synimi i begatisë duke ngrënë hurma të llojit sajhani[142] në kopshtin e shenjtë në mes minberit dhe varrit të Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem.
26. Shkurtimi i flokut dhe hedhja e tij tek llamba e madhe afër varrit të Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem.
27. Fërkimi me dorë i dy drunjve të palmës nga metali që gjenden në xhami në anën perëndimore të minberit.[143]
28. Falja e namazit nga shumë njerëz në xhaminë e vjetër saqë braktisin safat e parë të xhematit që gjenden në shtojcën e re të xhamisë, e cila është zgjeruar nga Umeri radijAllahu anhu apo të tjerët pas tij.
29. Përkushtimi i vizitorëve të Medinës që të qëndrojnë një javë derisa të falin dyzet namaze në xhaminë e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem duke syn-

[142] Ata mendojnë se kjo lloj hurme është ajo që ka qarë për Pejgamberin sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, por një gjë e tillë nuk është e saktë, madje kjo lloj hurme nuk ka asnjë veçori. Sikur të kishte, s'ka dyshim që do ta ceknin dijetarët e hadithit. Po edhe të kishte ndonjë veçori, megjithatë ç'lidhje ka vlera e hurmës saqë të hahet në mes minberit dhe varrit të Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem? (sh.p.)

[143] Nuk ka kurrfarë dobie prej atyre dy drunjve të palmës, përveçse janë vendosur si dekorim dhe sprovë për njerëzit. Mirëpo falënderimi i qoftë Allahut ngase ato së fundi u larguan.

uar që të jenë të shpëtuar nga hipokrizia dhe zjarri i xhehennemit.[144]

30. Synimi për vizitë i çfarëdo xhamie apo vendeve të tjera me përjashtim të Xhamisë së Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem dhe Xhamisë Kuba.
31. Diktimi i disa lutjeve tek varri i Pejgamberit sal-l-Allahu alejhi ve sel-lem apo edhe jashtë tij me zë të lartë nga ana e personave të ashtuquajtur "mikpr-itësit e vizitorëve" si dhe përsëritja e atij diktimi nga ana e haxhilerëve me zë edhe më të lartë.

---

[144] Hadithi i transmetuar është i dobët dhe nuk vlen për argument, e kam sqaruar dobësinë e tij në *"Es-Silsileh ed-Daifeh"* (364), andaj nuk lejohet puna me të ngase është çështje adhurimi-sheriati. Shumë njerëz kanë menduar se hadithi është i vërtetë dhe kanë hasur në vështirësi gjatë punës me të, e ndoshta u ikën ndonjë namaz në xhami dhe pastaj merakosen për të, kurse Allahu i ka liruar nga kjo gjë.
Disa të nderuar e kanë konsideruar këtë hadith si të vërtetë duke u bazuar tek Ibën Hibani, i cili e ka cilësuar si të drejtë një transmetues të panjohur të këtij hadithi dhe këtë cilësim të Ibën Hibanit dijetarët e shkencës së kritikës dhe lavdërimit nuk e marrin parasysh dhe po ashtu edhe i nderuari i lartpërmendur nuk e merr parasysh ashtu siç e ka potencuar vetë ai kur ka kundërshtuar shejh El Gumariun në revistën *"El xhamiatus-selefije"*, e cila botohet në Indi. Për këtë çështje kthehu tek libri i shejhut Abdul Aziz Errubej'an, i cili është kundërshtim ndaj personit të lartpërmendur dhe s'ka dyshim që ky shejh e ka qartësuar mirë këtë çështje dhe ka sqaruar hamendësimin e të lartpërmendurit në vërtetimin e hadithit si dhe kundërthënien e tij në të.

32. Vizita e varrezave El Beki' çdo ditë dhe falja në xhaminë e Fatimes radijAllahu anha.
33. Veçimi i ditës së enjte për të vizituar varret e dëshmorëve të Uhudit.
34. Lidhja e leckave tek dritarja karshi varreve të dëshmorëve të Uhudit.
35. Kërkimi i begatisë duke u pastruar tek baseni që gjendej afër varrezave të Uhudit.
36. Dalja nga xhamia e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem me shpinë mbrapa kur dëshirojnë të largohen nga Medina.

## Risitë që bëhen në Bejtul Makdis (Mesxhid el Aksa)

1. Synimi i vizitës së Xhamisë el Aksa menjëherë pas haxhit duke thënë "Allahu ua shenjtëroftë haxhin".
2. Tavafi rreth kupolës së Xhamisë Aksa ashtu sikurse rreth Qabes.
3. Madhërimi i kupolës me çfarëdo lloj madhërimi duke u fërkuar tek ajo, duke e puthur atë, po ashtu sjellja e deleve që të therin kurbanin, mbledhja në të për të bërë adhurime dhe dhikre në natën e Arafatit, ndërtimi mbi të dhe gjëra të tjera.
4. Pretendimi se mbi kupolë gjenden gjurmët e këmbës së Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, gjur-

mët e çallmës së tij dhe po ashtu disa prej tyre mendojnë se aty Zoti ka vendosur këmbën e Tij.

5. Vizita e një vendi duke menduar se aty ka lindur Isai sal-lAllahu alejhi ve sel-lem.
6. Pretendimi se atje (në Xhaminë Aksa) do të jetë ura e xhehennemit, peshorja dhe se muri ndarës i cili do të jetë në mes xhennetit dhe xhehennemit është muri i ndërtuar në anën lindore të xhamisë.
7. Madhërimi i zinxhirëve apo vendit të tyre.
8. Falja pranë varrit të Ibrahimit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem.
9. Tubimi në kohën e haxhit në Xhaminë Aksa, në mënyrë që të këndojnë ilahi dhe këngë të caktuara duke përdorur defin.

Kjo është ajo që kam përmbledhur mbi risitë e haxhit dhe vizitës së vendeve të shenjta. Lus Allahun e Gjithëmëshirshëm që ta bëjë këtë libër ndihmë për muslimanët që ta pasojnë rrugën dhe udhëzimin e të Dërguarit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem dhe të udhëzohen sipas udhëzimit të tij. Falënderimet dhe lavdërimet i takojnë vetëm Allahut, dëshmoj se nuk ka të adhuruar me të drejtë përveç Teje, prej Teje kërkoj falje dhe tek Ti pendohem.

# Përmbajtja:

Titulli i librit në origjinal:

مناسك الحجّ و العمرة في الكتاب و السّنّة

و آثار السّلف وسرد ما ألحق الناس بها من البدع.

Titulli i librit në gjuhën shqipe:

**Dispozitat e haxhit dhe të umres sipas Kur'anit, Sunnetit dhe gjurmëve të të parëve tanë, dhe përmendja e gjërave të shpikura, të cilat i kanë shtuar njerëzit.**

Autor:

**Muhamed Nasirudin Albani (Allahu e mëshiroftë)**

Përktheu:

**E. U. Q.**

Krahasoi me gjuhën arabe dhe redaktoi:

**Xheladin LEKA**

Redaktor letrar:

**Mr. Arjan Koçi**

Përgatitja kompjuterike:

**B. Avdiu**

Botues:

Essebil

Botimi i parë